PERANDORIA OSMANE DHE ÇËSHTJA E SAJ PËRBALLË SLLAVËVE DHE NACIONALIZMIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 249 | VITI 25 | PRILL 2011 | XHUMADEL-ULA 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€




www.dituriaislame.net





DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# EL HUKMU LIL-LAH
## *Sundimi i përhershëm i takon vetëm Allahut xh.sh.*

**THUAJ: O ALLAH, SUNDUES I ÇDO SENDI, TI IA JEP PUSHTETIN ATIJ QË DO, TI IA HEQ PREJ DORE PUSHTETIN ATIJ QË DO, E LARTËSON ATË QË DO DHE E PËRUL ATË QË DO. ÇDO E MIRË ËSHTË NË DORËN TËNDE, VËRTET TI KE MUNDËSI PËR ÇDO GJË!**
(ALI IMRAN, 26)

*Vërtet thënien "El hukmu lil-lah" që myezinët tanë e këndojnë si temxhid, më së miri do t'u shkonte sundimtarëve të padrejtë të shumë vendeve arabe. Mediet botërore para recepientit sollën imazhet më barbare dhe më çnjerëzore e më fyese që një udhëheqës mund t'ia bëjë popullit të vet. Qytetarët e Tunisit, Egjiptit, Jemenit, Bahrejnit, Marokut, etj., kërkojnë diçka, i mundon diçka. Kërkesat e tyre janë shumë legjitime dhe si të tilla duhen dëgjuar me kujdes dhe duhen realizuar që të gjitha. Ata bëjnë thirrje për reformë politike, lirimin e të burgosurve politikë dhe t'i jepet fund shkeljes së të drejtave civile. Njerëzit lëvizin dhe synojnë për të krijuar një shtet civil. Një ligj që respekton të drejtat dhe liritë e njeriut. Koha e diktaturës tashmë ka kaluar, sundimtarët arabë duhet të kuptojnë se bota është në vitin 2011. Bota është një fshat i vogël elektronik, që për çdo gjë që ndodh në një skaj të tij, vetëm për disa sekonda informohet pjesa tjetër e fshatit. Teknologjia e komunikimit është në kulmin e saj. Përdorimi i dhunës dhe derdhja e gjakut të civilëve kanë qenë arsyet që këta diktatorë i kanë përdorur në mënyrë që t'i ruajnë karriget dhe kjo ua ka verbuar sytë dhe, në fund, mund të shpallen edhe tradhtarë të popullit, nga gjiri i të cilit u rritën dhe u ushqyen. Këto trazira nxorën në pah se populli arab në këto vende është shtypur në mënyrën më barbare dhe janari i këtij viti ishte më me fat për këta qytetarë. Edhe pse vendet arabe i zotërojnë të gjitha pasuritë e botës, megjithëkëtë ato janë vendet më të varfra të botës, pikërisht nga këta sundimtarë që vodhën, grabitën e plaçkitën popullin. Lideri karizmatik turk Recep Taip Erdogan shumë drejt iu drejtua ish-Presidentit egjiptian Husni Mubarek, me këto fjalë: "Po të këshilloj dhe ta tërheq vërejtjen. Dëgjo atë që të thotë populli yt. Hiq dorë. Të gjithë do të vdesim e do t'i lëmë pas e të gjithë do të pyetemi për çfarë po lëmë pas. Mos u ndiej keq për atë që po lë, se të gjithë do të përfundojmë në një gropë 2 metra kub. Vizitën time do ta shtyj për shkak të situatës". Shtrohet pyetja: Si mbështetet lideri turk Erdogan dhe si mbështeten sundimtarët arabë? Të tërheqim një diagonale, kur Kryeministri turk Rexhep Taip Erdogan u prit si hero në Stamboll, pasi në mënyrë demonstruese braktisi Forumin Ekonomik Botëror në Davos për shkak të debatit me kryeministrin izraelit Shimon Peres. Mijëra turq me flamuj turq e palestinezë brohoritnin me sllogane kundër Izraelit në aeroportin "Ataturk" të Stambollit, sikur informuan mediet botërore. Disa mbanin parulla në të cilat shkruante: "Mirë se erdhe pushtues i Davosit"! dhe "Njerëz të botës, shihni kryeministrin tonë"! "Për mua Davosi është e kaluar", - deklaroi Erdogan duke zbritur nga skena e forumit në Davos."Ata nuk më lejuan të flisja", - tha ai më vonë para gazetarëve. Diktatorët pushtetin e kanë sëmundje të pashërueshme sikur asnjëher të mos kenë lexuar Fjalën e Allahut xh.sh.: "Thuaj: O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është në dorën Tënde, vërtet Ti ke mundësi për çdo gjë!" (Ali -Imran, 26).*

*Pse të derdhet i tërë ky gjak, të shkatërrohet vendi, të humben me mijëra jetë, të digjet infrastruktura e ndërtuar me djersë e me gjak të atij populli. Elitat që u shkolluan jashtë vendeve arabe, mund të jenë të sofistikuar, dhe grupe të tilla përfaqësojnë vetëm një lustër të hollë të rendit politik më të gjerë e nuk kanë arritur akoma të kenë një ndikim serioz në masë. Andaj të folurit me të cilin i drejtohen masës ata, nuk është bërë akoma pjesë e së folmes normale e të diskutimit politik masiv. Fundja, një përfundim i tillë për këta sundimtarë tashmë është pritur. Bota Arabe po hap një epokë të re të zhvillimit, lirisë së fjalës, lëvizjes së lirë, kthimit në vend të atyre që u dëbuan nga shteti, vetëm sepse menduan ndryshe nga sundimtarët arabë. Populli e do Islamin dhe dëshiron të veprojë Islami në çdo fushë të jetës. Le të mbetet mësim edhe për udhëheqësit e ardhshëm arabë, që shtypja e popullit dhe dhuna e vazhdueshme ndaj tyre si dhe çdo tentativë që ndërmerret për tjetërsimin e identitetit islam të popullit arab, është dështim dhe humbje kohe. Andaj të gjithë diktatorët mund të gjejnë ngushëllim tek fjalët e të Lartmadhërishmit: "Dhe ashtu ai dhe ushtria e tij u sollën në tokë me kryeneçësi ndaj së vërtetës dhe menduan se nuk do të kthehen te Ne. Andaj, Ne e kapëm atë dhe ushtrinë e tij dhe e hodhëm në det, shiko pra se si përfundojnë mizorët. Dhe ata i bëmë prijës që thërrasin për në zjarr dhe ditën e Kiametit atje nuk do t'u ndihmohet. Edhe në këtë botë i kemi përcjellë ata me mallkim, kurse në ditën e Kiametit ata janë të përbuzur". (El-Kasas, 39-42)*

*Mr. Rexhep Suma*




Fjala e Myftiut mr. Naim Tërnava,
në hapje të konferencës

# Mësimet mbi fenë në institucionet publike të arsimit përvojat nga rajoni dhe modalitetet e përshtatshme për Kosovën

Të nderuar të pranishëm;
Të nderuar qeveritarë;
Të nderuar mysafirë me kontribute në këtë sesion;
Të nderuar zonja dhe zotërinj!

Të tubuar sot në këtë konferencë shkencore, e cila për objekt trajtimi ka diskutimin për mënyrën, formën, metodën dhe mundësinë për të aplikuar mësimin dhe edukimin fetar për brezin të ri, në kuadër të sistemit të arsimit publik të vendit tonë, më lejoni që, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, t'ju përshëndes dhe falënderoj për interesimin dhe praninë tuaj. I Madhi Zot në Kuranin famëlartë, në ajetin e parë, urdhëron: Lexo në emër të Zotit tend, i Cili krijoi çdo gjë..". BIK, e vetëdijshme për këtë porosi dhe përgjegjësinë që ka në organizimin dhe mbikëqyrjen e jetës fetare, prej kohësh ka iniciuar veprimtarinë për gjetjen e modelit të mundshëm për aplikimin e mësimit fetar në kuadër të sistemit publik të arsimit. Kjo për faktin se edukimi dhe arsimimi bëhet më së miri në proces mësimor, ku ka një planprogram të konsoliduar dhe ku punohet e veprohet me kuadër të përgatitur për këtë fushë. Vetë natyra e njeriut si krijesë e zgjedhur nga ana e Zotit, që të jetë udhëheqëse mbi sipërfaqen e Tokës, ka nevojë për mësim dhe edukim fetar, sepse kjo është nevojë që vjen nga Vetë Zoti në raport me njeriun. Edhe shoqëria kosovare ka nevojë për aplikimin e lëndës fetare në shkolla. Kjo sepse nuk është i rastit aplikimi i edukimit fetar nëpër shkolla gati në të gjitha vendet evropiane dhe në ato fqinje, prandaj edhe ky diskutim i sotëm sigurisht që synon një anë pozitive të jetës së njerëzve, për të eliminuar dukuri të shëmtuara degraduese për shoqërinë. Ne konsiderojmë dhe jemi të bindur se aplikimi i mësimit për fenë, në kuadër të sistemit publik të arsimit fillor e të mesëm, është një nevojë e kohës dhe një detyrë sublime e institucioneve tona dhe e shoqërisë sonë. Nga shkalla e përmbushjes së kësaj detyre, ne arrijmë pozitën e natyrshmërisë së vërtetë dhe bëhemi edhe më të dobishëm për shoqërinë. Unë mendoj se e ardhmja e një kombi varet tek rinia e tij, arsimimi dhe edukimi i saj. Çdo komb, i cili dëshiron të sigurojë një të ardhme të sigurt, rininë, krahas arsimimit të përgjithshëm, duhet ta pajisë edhe me edukatë të mirëfilltë fetare, duke harxhuar energji të vazhdueshme për të rritur brezin e ri me këtë frymë. Njerëzit që duan të garantojnë të ardhmen e vet, nuk mund të jenë indiferentë për edukimin e fëmijëve të tyre edhe me edukatën fetare. Familja, shkolla, mjedisi, institucionet e vendit dhe mjetet e komunikimit masiv, duhet të bashkëpunojnë që të gjithë për të siguruar rezultatin e dëshiruar.

Të nderuar të pranishëm!

Më lejoni të përmend disa arsye për nevojën e aplikimit të lëndës fetare nëpër shkollat publike:

- Përmes aplikimit të mësimit fetar në kuadër të sistemit publik të arsimit, u mundësohet të gjithë nxënësve që të njihen me mësimet themelore për fenë e tyre, në kuadër të shkollimit të rregullt dhe nga personeli i kualifikuar e kompetent.
- Me aplikimi e mësimit për fenë në kuadër të sistemit publik, arrihet të shmanget mësimi joformal për fenë dhe arrihet që rinia jonë të ruhet nga ndikime të ndryshme që nuk kanë të bëjnë me traditën, realitetin dhe të kaluarën tonë.
- Përmes kësaj forme të mësimit për fenë, arrihet të ruhet doktrina Hanefite në jurisprudencën islame, mbi të cilën është zhvilluar këtu e 600 vjet feja islame në këto troje, që njihet për tolerancë e mirëkuptim, si dhe për interpretim racional të mësimeve për fenë islame.
- Me aplikimin e mësimit në kuadër të sistemit publik të arsimit, të rinjve tanë ua plotësojmë një të drejtë elementare, të garantuar me deklarata e konventa universale e ndërkombëtare për lirinë e besimit, manifestimin e tij të lirshëm dhe mundësinë për mësimin e drejtë e objektiv për fetë që u përkasin.
- Për ne në Kosovë, mësimi për fenë në kuadër të sistemit publik të arsimit, bëhet edhe më i nevojshëm





kur dihet që në sistemin e kaluar komunist, edukimi fetar në shkolla e institucione të tjera, ishte i ndaluar, kështu që në raport me fenë është krijuar një boshllëk i konsiderueshëm, e riparimi më i mirë për këtë është njohja e parimeve fetare, dhe kjo duhet filluar pikërisht me brezin e ri, të cilit duhet t'i krijojmë mundësinë e përvetësimit të mësimeve për fenë së cilës i takon.

- Mësimi i fesë në kuadër të sistemit të arsimit publik, fëmijët tanë i largon nga mësimet ku feja interpretohet jo drejt, nga rryma e grupe më ekstreme që nuk përkasin me realitetin e fesë dhe doktrinën e saj dhe as me traditën e kultivuar tash e 600 vjet në Kosovë, duke pasur parasysh gjithnjë se qëllimi kryesor i jetës njerëzore është që të kërkojë kuptimin e saj nga të gjitha aspektet. Përpjekja për ta arritur këtë nëpërmjet edukimit dhe arsimimit të të rinjve tanë në shkolla edhe me mësimet fetare, është një proces përsosjeje, përmes së cilës ne fitojmë në dimensione shpirtërore, intelektuale dhe fizike. Arsyeja e futjes së mësimit fetar në shkolla përfshin kapacitetet tona të perceptimit, kuptimit, imagjinatës, kujtesës, mësimit e kështu me radhë.

Të nderuar të pranishëm!

Të nderuar studiues!

Po ashtu, duhet të jemi të përgjegjshëm që shoqëria jonë ka kaluar në periudha të rënda: 60 vjet nën okupimin e egër serb dhe zgjedhën e sistemit monist, një kohë kur u tentua që nga populli të largonin ndjenjat fetare. Megjithatë, populli dhe teologët tanë të të gjitha besimeve, arritën të përballonin edhe furinë e komunizmit po dhe okupimin serb. 20 Vjet pas rënies së komunizmit e 12 vjet pas çlirimit të Kosovës e 3 vjet nga shpallja e Pavarësisë, popullata jonë ka objektiva dhe sfida të tjera që i detyron koha. Një prej tyre s'ka dyshim që është edhe krijimi i hapësirës së nevojshme dhe adekuate për shfaqjen dhe manifestimin e lirë të besimit dhe fesë. Përpos kësaj, besimtarëve tanë u duhen krijuar kushte që të mësojnë për fenë e tyre, e për këtë duhet parë modeli më i mirë i mundshëm. Modele të tilla ka në Evropën demokratike, ku ne aspirojmë të integrohemi. Me kërkesën për mësimin e fesë në sistemin publik të arsimit, në asnjë mënyrë nuk duam që nga sistemi publik i arsimit të nxjerrim teologë, por duam që nxënësit tanë, bijtë dhe bijat tona, të mësojnë parimet themelore për fetë e tyre. Për të arritur këtë, u bëj thirrje të gjithë faktorëve relevantë, që nga përgjegjësit e arsimit e edukimit në vend, bashkësitë fetare, njerëzit nga bota akademike e shkencore, pastaj ata nga shoqëria civile e mediet - që të kontribuojnë në debatin për këtë çështje, që ta zgjidhim mënyrën më të mirë të mundshme, pa e politizuar, pa e polarizuar, pa e paragjykuar, pa hipoteka dhe pa përgjithësime, veçse kontributin për këtë temë ta japin me qetësi, profesionalizëm e eksperiencë. Në këtë drejtim sigurisht që mund të marrim shumë nga përvoja e shumë shteteve evropiane që aplikimin e lëndës fetare në shkollat publike e kanë realizuar dekada para nesh. Po edhe nga shtetet në rajon, Bosnja, Kroacia, Maqedonia e të tjera, ku kjo çështje është zgjidhur dhe funksionon mirë. Nuk shoh asnjë arsye që dikush të ketë frikë nga mësimi i fesë në kuadër të sistemit publik, sepse, sa më të arsimuar që të jemi, aq më të kulturuar, aq më të integruar, aq më tolerantë, aq më objektivë e aq më të dashur e më të respektuar do të jemi. Unë mendoj se e ardhmja e një kombi varet tek rinia e tij, arsimimi, edukimi i saj. Çdo shoqëri, e cila dëshiron të sigurojë një të ardhme më të mirë, rininë, krahas arsimimit të përgjithshëm, duhet ta pajisë edhe me edukatë të mirëfilltë fetare. S'ka dyshim se Konferenca e sotme do të jetë një kontribut i çmueshëm për këtë çështje, aq më parë kur këtu do të paraqesin kontributet dhe përvojat e tyre ekspertë nga vende të ndryshme, duke nisur nga ShBA, pastaj Austria si dhe nga vendet përreth nesh.

Të nderuar, më lejoni që t'ju uroj sukses në punën tuaj në këtë konferencë, duke çmuar lart kontributin tuaj.

Në fund, më lejoni ta shpall të hapur këtë konferencë! Suksese!

Më 14 e 15 mars 2011 në Prishtinë, organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, u mbajt konferenca “Mësimet mbi fenë në institucionet publike të arsimit: përvojat nga rajoni dhe modalitetet e përshtatshme për Kosovën”, në të cilën morën pjesë ekspertë vendorë e ndërkombëtarë, të cilët debatuan në mënyrë shkencore për modalitete të aplikimit të mësimbesimit në procesin e arsimit publik në Kosovë. Përderisa përfaqësuesit kosovarë, respektivisht ekspertët vendorë parashtruan nevojën për futjen e lëndës së mësimbesimit në sistemin e arsimit publik tek ne, eksperë nga vende të ndyshme sollën përvojat e vendeve të tyre për mësimbesimin në kuadër të sistemit publik në vendet e tyre. Në hapje të Konferencës, Myftiu Tërnava tha se shoqëria në Kosovë ka nevojë për edukim fetar, i cili bëhet në shkollat publike dhe me një planprogram të konsoliduar e ku të punohet dhe të veprohet me kuadro të përgatitura në këtë fushë. “ Me aplikimin e mësimit për fenë në kuadër të sistemit publik, arrihet të shmanget mësimi joformal për fenë dhe arrihet që rinia jonë të ruhet nga ndikime të ndryshme që nuk kanë të bëjnë me traditën, realitetin dhe të kaluarën tonë. Përmes kësaj forme të mësimit për fenë, arrihet të ruhet doktrina Hanefite në jurisprudencën islame, mbi të cilën është zhvilluar këtu e 600 vjet feja islame në këto troje, që njihet për tolerancë e mirëkuptim, si dhe për interpretim racional të mësimeve për fenë islame”, - ka thënë Tërnava.

Myftiu Tërnava, në fjalën e tij, ka dhënë edhe nevojën, arsyet dhe dobitë që sjell aplikimi i lëndës së mësim besmit në sistemin publik të arsimit. Myftiu u ka bërë thirrje të gjithë faktorëve që të japin kontributin e tyre për këtë çështje. Për këtë, Myftiu tha: “Për të arritur këtë, u bëj thirrje të gjithë faktorëve relevantë, që nga përgjegjësit e arsimit e edukimit në vend, bashkësitë fetare, njerëzit nga bota akademike e shkencore, pastaj ata nga shoqëria civile e mediet - që të kontribuojnë në debatin për këtë çështje, që ta zgjidhim mënyrën më të mirë të mundshme, pa e politizuar, pa e polarizuar, pa e paragjykuar, pa hipoteka dhe pa përgjithësime, veçse kontributin për këtë temë ta japin me qetësi, profesionalizëm e eksperiencë. Në këtë drejtim sigurisht që mund të marrim shumë nga përvoja e shumë shteteve evropiane që aplikimin e lëndës fetare në shkollat publike e kanë realizuar dekada para nesh. Po edhe nga shtetet në rajon, Bosnja, Kroacia, Maqedonia e të tjera, ku kjo çështje është zgjidhur dhe funksionon mirë”.

Eksperti nga ShBA, Stephen Batalden, mbajti ligjëratën “Religjioni dhe arsimi publik në Shtetet e Bashkuara: modelet kundërthënëse për mësimin e religjionit në sferën publike”. Ai tha se në ShBA nuk aplikohet mësimi mbi fenë në shkollat publike, por financohen projekte të ndryshme që mundësojnë mësimin dhe edukimin fetar. ”Liria fetare është një nga të drejtat themelore të natyrshme të akorduara



















për qytetarët e Shteteve të Bashkuara, për të mbrojtur këtë të drejtë themelore dhe individuale. Kongresi nuk mund, pra e ka të ndaluar të aprovojë ndonjë ligj, që të krijonte autoritetin e shtetit mbi praktikat fetare, që do të mundësonte shtetin për të privilegjuar një fe të veçantë si në rastin e shteteve evropiane në shekullin XVIII”, - ka thënë Badalten. Zilka Spahiç (B&H), në ligjëratën e saj elaboroi ndikimin e mësimeve për fenë në baraspeshimin në mes gjinive. Znj. Zilkiç kontributin e saj e kishte elaboruar bazuar mbi studimin që kishte bërë për paraqitjen, trajtimin dhe vendin e femrës në tekstet e lëndës së mësimbesimit për katër klasat e para në Bosnjë e Hercegovinë.

Ahmet Alibashiqi (B&H) foli për oragizimin, kapacitetet, planprogrmet, metodologjinë dhe sfidat e mësimbesimit në Republikën e Bonjës dhe Hercegovinës. Ndërsa Aziz Hasanoviç, në një ekspoze të hollësishme, foli për mësimbesimin në Kroaci. Ai tha se në Kroaci lënda e mësimbesimit ka filluar të aplikohet nga viti 1992. Kjo është arritur pas kërkesës së bashkësive fetare të këtij vendi. Aplikimi i mësimbesimit në sistemit publik të arsimit është bazuar në ligjin për pozitën juridike të Bashkësive Fetare dhe në ligjin për Liritë e fesë në Kroaci, që janë harmonizuar me ligjet e tjera në fuqi. Aziz Hasanoviç theksoi se lënda e mësimbesimit është opsionale në nivelin fillor dhe për këtë deklarohen prindërit, ndërsa në nivelin e mesëm është alternative dhe nxënësit kanë mundësi ta zgjedhin vetë. “Bashkësitë fetare, - tha Hasanoviç - bëjnë përgatitjen e planprogrameve për lëndën e mësimbesimit, të cilat i shqyrton dhe i miraton Ministria e Arsimit, po ashtu edhe kuadri mësimoor caktohet në bashkëpunim me bashkësitë fetare”.Altin Shima paraqiti kumtesën “Çështja e mësimeve të fesë në Republikën e Shqipërisë”, ndërsa Afrim Tahiri u paraqit me kumtesën “Çështja e mësimeve të fesë në Republikën e Maqedonisë”. Prof. dr. Milazim Krasniqi foli për “Sfidat e tjetërsimit fetar dhe kulturor në Kosovë”, ndërsa Nexhmedin Spahiu pati për kumtesë rolin e fesë në kombndërtimin.

Me kumtesa në këtë konferencë u paraqitën edhe: Dr. Ferid Agani, “Nevoja dhe dobitë e aplikimit të lëndës së mësimbesimit në shkollat publike në Kosovë”; Prof. dr. Shahin Berisha (ShBA), “Komuniteti shqiptar në Arizona: Mësimet e gjuhës shqipe dhe organizimi i Komunitetit Mysliman shqipëtar në Arizona”; Mr. Muhidin Ahmeti, “Roli dhe mbështetja e shtetit të Austrisë në përgatitjen e mësimdhënësve për mësimet e religjionit në shkollat publike”; Dr. Adnan Ahmeti, “Mësimbesimi në Luginën e Preshevës” dhe Halil Ibrahimi,”Religjioni në shkollat publike- vlerësimi i nevojave dhe kapaciteteve”.

Në fund, Kryeimami i BIK-së , Sabri Bajgora, paraqiti Elaboratin e BIK-së për futjen e mësimbesimit në sistemin arsimor të Kosovës.

Në përfundim të konferencës dolën këto konkluza:

Kryesia e BIK-së konsideron që Kosova ka nevojë të zërë hapin me vendet e rajonit dhe të integrohet në të gjitha sistemet e jetës shoqërore dhe arsimore. Në këtë kuptim, duke qenë që në vendet e rajonit dhe pothuajse në të gjitha shtetet e BE-së zbatohet mësimbesimi, kemi menduar që një shkëmbim përvojash dhe një njohje me këto sisteme të zbatuara në këto shtete, do të ishin të mirëseardhura në Kosovë. Prandaj, në pamundësi juridike dhe financiare për të udhëtuar në rajon dhe më gjerë, BIK është nikoqire e gjithë ekspertëve të rajonit dhe më gjerë lidhur me këtë çështje. Së këndejmi, konsiderojmë që ato që dëgjuam dhe mësuam, do të adaptohen, do të procedohen tutje dhe do të përshtaten me rrethanat e Kosovës, natyrisht me synimin që do ta avancojmë, duke organizuar debate të tjera të radhës, edhe me shoqërinë civile, partitë politike, komisionet parlamentare etj.. Ne besojmë fuqimisht që vetëm përmes dialogimit dhe diskutimeve, do të arrihet kompromisi dhe pajtueshmëria, e cila do të shërbejë për të mirën e gjithë qytetarëve të Kosovës. Në të kundërtën, refuzimet a priori pa dëgjuar argumentet e palëve, injorimet e kërkesave të vazhdueshme për një bashkëpunim dhe bashkërendim të aktiviteteve qytetare përbrenda shoqërisë kosovare, i konsiderojmë të tejkaluara, të dëmshme, që thellojnë akoma më shumë ndasitë dhe dallimet. Shoqëria e Kosovës është shumë e vogël për të qenë akoma më e ndarë dhe më e izoluar.

Pjesëmarrësit në këtë konferencë, si penalistët, poashtu edhe diskutuesit, theks të veçantë i kushtuan:

***1.*** *Nga këndvështrimi i bashkësive fetare, mungesa e kornizës ligjore për pozitën juridike të bashkësive fetare, konsiderohet hendikep për zhvillimin e jetës fetare në Kosovë, prandaj puna në evitimin e kësaj pengese është kruciale.*

***2.*** *Rekomandimet nga punimet e kësaj konference kanë nxjerrë nevojën e domosdoshme për bashkëpunim me MASHT-in. Për këtë qëllim, BIK i bën thirrje MASHT-it për dialog konstruktiv, akademik dhe gjithëpërfshirës mbi këtë temë shumë të nevojshme për shoqërinë kosovare.*

***3.*** *Përfshirja e lëndës së mësimbesimit në kuadër të arsimit fillor dhe të mesëm, duhet kuptuar si çështje me rëndësi shoqërore, edukative, kombëtare, e cila, përveç rolit etik dhe shpirtëror, do të ndikojë në forcimin e tolerancës, mirëkuptimit, paqes dhe harmonisë ndërfetare, në radhë të parë, gjë që është e domosdoshme për të ruajtur kohezionin në shoqërinë kosovare.*

*4. Bashkësia Islame, në bashkëpunim me institucionet relevante të arsimit dhe edukimit, është gatshme të kontribuojë në përgatitjen e planprogrameve dhe teksteve adekuate.*

***5.*** *Me rastin e përgatitjes së planprogramit dhe teksteve mësimore, duhet të kihet parasysh përvoja dhe eksperienca e vendeve të rajonit e më gjerë, në mënyrë që të shmangen mangësitë që ata kanë evidentuar, dhe të nxirren mësimet më të mira. Kjo nënkupton që të kihet ndjeshmëri dhe konsideratë ndaj çdo komuniteti apo individi, pavarësisht nga përkatësia etnike, fetare, kulturore etj.. Ndjeshmëria ndaj baraspeshës dhe barasvlerës gjinore, duhet të jetë pjesë e të gjitha zhvillimeve.*

# Zgjidhet redaksia e re e revistës "DITURISË ISLAME"

Kryesia e BI- të Republikës së Kosovës mori vendimin për vazhdimin e mandatit të kryeredaktorit të revistës " Dituria Islame", Mr. Rexhep Suma, si dhe pëlqimin e emrave të redaksisë së re të kësaj Reviste, në periudhën dyvjeçare (2011-2013). Kryesia e BI-të Republikës së Kosovës miratoi Redaksinë me këta anëtarë: Driton Arifi, Mr. Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr. Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat islami.

Poashtu , Kryesia e BI-të Republikës së Kosovës, falënderon të gjithë anëtarët e redaksisë së kaluar për kontributin e dhënë.



**BIOGRAFIA E KRYEREDAKTORIT**

Rexhep Suma u lind më 25.12.1974 në fshatin Dimcë të Hanit të Elezit. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa të mesmen-medresenë "Alauddin" të Prishtinës (1989-1993). Studimet i vazhdoi në "Al Imam Islamic University" të Riadit (1998-2002) në Fakultetin e Komunikimit Masiv (kulijetu eddaveti vel Iëlam). Studimet pasuniversitare i vazhdoi në Universitetin AAB në Prishtinë, në Fakultetin e Komunikimit Masiv (2006-2008), ku mori gradën shkencore magjistër i kësaj fushe. Ka punuar si bashkëpuntor i disa gazetave dhe revistave në Kosovë dhe Jashtë. Duhet theksuar se Rexhep Suma ka dhënë një kontribut të çmuar në revistën " Dituria Islame", sidomos në fushën e gazetarisë dhe publicistikës islame. Është marrë edhe me përkthime të ndryshme. Në mandatin (2005-2007) ka qenë anëtar i redaksisë së revistës " Dituria Islame", kurse që nga shkurti i vitit 2009 është kryeredaktor i saj.

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Mulk” 4

## Ndëshkimi i pabesimtarëve në Xhehenem

وَلِلَّذِينَ كَفَرُوا بِرَبِّهِمْ عَذَابُ جَهَنَّمَ وَبِئْسَ الْمَصِيرُ. إِذَا أُلْقُوا فِيهَا سَمِعُوا لَهَا شَهِيقًا وَهِيَ تَفُورُ. تَكَادُ تَمَيَّزُ مِنَ الْغَيْظِ كُلَّمَا أُلْقِيَ فِيهَا فَوْجٌ سَأَلَهُمْ خَزَنَتُهَا أَلَمْ يَأْتِكُمْ نَذِيرٌ. قَالُوا بَلَى قَدْ جَاءَنَا نَذِيرٌ فَكَذَّبْنَا وَقُلْنَا مَا نَزَّلَ اللَّهُ مِنْ شَيْءٍ إِنْ أَنْتُمْ إِلَّا فِي ضَلَالٍ كَبِيرٍ. وَقَالُوا لَوْ كُنَّا نَسْمَعُ أَوْ نَعْقِلُ مَا كُنَّا فِي أَصْحَابِ السَّعِيرِ. فَاعْتَرَفُوا بِذَنْبِهِمْ فَسُحْقًا لِأَصْحَابِ السَّعِيرِ.

“Dënimi në Xhehenem është edhe për ata që nuk i besuan Zotit të tyre; sa vend i keq është ai! Kur të hidhen në të, ata do t’ia dëgjojnë atij ushtimën e ai vlon. Nga zemërimi, ai gati copëtohet. Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: “A nuk ju pati ardhur juve ndonjë pejgamber (qortues)? Ata thonë: Po, na erdhi pejgamberi, por ne e përgënjeshtruam dhe ne u thamë: Allahu nuk shpalli asgjë, e ju nuk jeni tjetër vetëmse në një humbje të madhe! Dhe thonë: Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit. Pra, i pranojnë mëkatet e veta; banuesit e zjarrit qofshin larg mëshirës” (El-Mulk, 6-11)

### LIDHMËRIA E KËTYRE AJETEVE ME ATO PARAPRAKE

Pasi i Lartmadhërishmi në ajetet paraprake na sqaroi se çfarë dënimi ka përgatitur për djajtë në këtë botë, duke i gjuajtur e goditur me predha e shkëndija të zjarrta nga qielli, ndërsa në Ahiret duke i futur ata në dënimin e tmerrshëm të Xhehenemit, tash në këto ajete na flet për dënimin e ashpër edhe të pabesimtarëve, të cilët do të rrëmbehen me forcë e do të hidhen në flakët e zjarrta të Xhehenemit, ku do të përjetojnë vuajtje të pandërprera…

### KOMENT:

**6. Dënimi në Xhehenem është edhe për ata që nuk i besuan Zotit të tyre; sa vend i keq është ai!**

Mosbesimi-Kufri është shkalla më e ulët dhe më e turpshme, në të cilën mund të bjerë një krijesë, sepse, të mohosh Krijuesin tënd, do të thotë të jesh i verbër, ndonëse ke sy; të jesh i shurdhër, ndonëse ke veshë. Vetëm ata njerëz, të cilët zemrat e tyre i kanë të mbyllura me ndryshk të kufrit, mund të jenë indiferentë ndaj mijëra argumenteve që dëshmojnë ekzistencën e Allahut xh.sh.. Por, meqë në këtë botë erdhëm me Vullnetin e Krijuesit, të pajisur me lirinë e mendimit dhe të veprimit, atëherë secili prej nesh individualisht do ta bartë këtë barrë të përgjegjësisë mbi supet e veta, në Ditën e Gjykimit.

Pa dyshim që shejtani i mallkuar, meqë ishte dëbuar edhe vetë nga mëshira e Allahut për shkak të arrogancës dhe kryeneçësisë së tij, përpiqet që të shmangë sa më shumë njerëz nga rruga e Allahut. Ai do të jetë shkaktar i shumë devijimeve nga njerëzit, por nuk do të ketë mundësi t’i shmangë nga kjo rrugë njerëzit e devotshëm, që besojnë bindshëm në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit. Ata që pasuan rrugën e shejtanit, do të jenë të përbuzur e të injoruar, dhe në mjerim të madh në Skëterrat e zjarrta të Xhehenemit, në të cilat do të hidhen pamëshirshëm…

**7. Kur të hidhen në të, ata do t’ia dëgjojnë atij ushtimën e ai vlon.**

Xhehenemi është vendi ku do të ndëshkohen pabesimtarët, mohuesit e Njëshmërisë, kriminelët dhe të gjithë ata që mohuan Ditën e Gjykimit dhe Ringjalljen. Në këtë ajet, ai na paraqitet si një krijesë e gjallë, me shpirt, i cili vërtet është i tillë, sepse ajetet në vazhdim, si dhe shumë ajete të tjera në Kuran, që flasin rreth tij, tregojnë për ndjenjat e tij ndaj pabesimtarëve, duke shprehur mllefin dhe zemërimin e tij ndaj atyre që u ngritën kundër Allahut, duke E mohuar Atë. Pabesimtarët do të përballen me Zjarrin e Xhehenemit, i cili do të jetë armiqësor ndaj tyre, sikur ndërmjet tyre ka armiqësi dhe hakmarrje të moçme. A thua përse? Përgjigjja është se pabesimtarët janë armiq të Allahut, ndërkohë që Xhehenemi është një prej ushtrive të Allahut, i cili do të gllabërojë këta fe-mohues. Dihet se takimi i dy armiqve në mes tyre, nënkupton një armiqësi e cila përjashton çdo ujdi apo ndjenjë mëshire, kështu që Zjarri i Xhehenemit, vërtet do të jetë i gatshëm, me të gjitha tmerret dhe llahtaritë e tij, për të gllabëruar këta armiq të Allahut, duke lëshuar gjëma e oshtima të frikshme...

**8. Nga zemërimi, ai gati copëtohet. Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: “A nuk ju pati ardhur juve ndonjë qortues (pejgamber)?”**

Flakët e Xhehenemit do të përpijnë pa mëshirë trupat e pabesimtarëve, duke i bërë të ndiejnë në çdo pore të trupit të tyre këtë azab të tmerrshëm e

të paimagjinueshëm. Xhehenemi, sa nuk copëtohet nga zemërimi kur sheh këto turma pabesimtarësh teksa hidhen në të. Zemërimi i Xhehenemit në këtë situatë është i arsyeshëm, sepse atyre njerëzve që do të digjen në thellësitë e tij, u kishin ardhur shumë tërheqës të vërejtjes-pejgamberë dhe Libra të shenjtë, por ata, nga mendjemadhësia e tyre, kishin refuzuar të përudheshin në rrugën e drejtë. Madje, rojat e Xhehenemit, të çuditur për mosbesimin e atyre qafirëve, do t'i pyesin ata nëse u kishte ardhur ndonjë tërheqës i vërejtjes? Pyetja e tyre është pyetje qortuese, sepse argumentet ishin aq të pastra dhe vetëm i verbri a injoranti nuk mund t'i vërente. Sipas mufessirëve, fjala "Nedhir"-"Qortues" në këtë ajet mund të ketë disa kuptime. Si tërheqësi vërejtjes mund të jetë Kurani, mund të jetë Pejgamberi, mund të jetë edhe pleqëria, etj., por, sidoqoftë, dy kuptimet e para janë më të pranueshme logjikisht.

**9. Ata thonë: "Po, na erdhi qortuesi (pejgamberi), por ne e përgënjeshtruam dhe ne u thamë: "Allahu nuk shpalli asgjë, e ju nuk jeni tjetër vetëmse në një humbje të madhe!"**

**10. Dhe thonë: "Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit".**

Pabesimtarët, të cilët do të tërhiqen zvarrë në greminat e Xhehenemit, të ballafaquar me realitetin e pamohueshëm, të vetëdijshëm plotësisht për paudhësitë e tyre, tash nuk janë në gjendje të mohojnë asgjë, prandaj do të pohojnë me keqardhje të vonuar se atyre u kishin ardhur tërheqës të vërejtjes, por i kishin përgënjeshtruar të gjithë të dërguarit e Allahut dhe Librat e shenjtë, duke u tallur me ta. Ata, tash të penduar, thonë me psherëtima të përvajshme, 'ah, sikur të kishim pasur mend e të mos i kishim injoruar të gjitha këto argumente që na ishin ofruar nga ana e Allahut dhe të dërguarve të Tij'!

**11. Pra, i pranojnë mëkatet e veta; banuesit e zjarrit qofshin larg mëshirës.**

Ata që jetuan jetën e tyre në këtë botë në mënyrë të pistë nga aspekti shpirtëror, pa i vrarë fare ndërgjegjja se ajo që bënin, ishte në kundërshtim me natyrën njerëzore, e cila thellë në brendinë e saj megjithatë ka të rrënjosur besimin në Allahun, duke u nisur nga besa që ne krijesat njerëzore, në Ezel, I kishim dhënë Allahut se e njihnim si Krijues tonin, tash, pranojnë fajësinë e tyre, i pranojnë gjynahet dhe sjelljet e tyre arrogante.

Rojat e Xhehenemit apo zebaninjtë-melekët e azabit, do t'i mallkojnë ata pabesimtarë, duke E lutur Allahun që ata të jenë larg mëshirës së Tij, sepse, për shkak të kufrit dhe krimeve të tyre, ata do të jenë përjetësisht banues të Zjarrit, i cili do t'i ndëshkojë me flakët e tij që përpijnë e djegin çdo gjë.



**URTËSIA E KËTYRE AJETEVE**

- I Madhërishmi Allah, ka përgatitur një dënim të dhembshëm për pabesimtarët, si dhe për shejtanët dhe exhinët.
- Ky Zjarr i Xhehenemit, i cili do të djegë çdo mohues të Ringjalljes dhe të Ditës së Gjykimit, është aq i trishtueshëm e i llahtarshëm, saqë dijetarët i kanë bërë këtë përshkrim:

1. Nga brendia e tij do të dëgjohen ushtima dhe ulërima që ta kallin datën e të lemerisin, atëherë kur në të do të hidhen pabesimtarët.
2. Ai do të vlojë, ndërkohë që ujët e valë do t'ua copëtojë zorrët e mushkëritë e tyre.
3. Xhehenemi do të jetë shumë i ashpër ndaj tyre, për shkak të kufrit, dhe do t'i gllabërojë pa mëshirë në brendinë e tij të zjarrtë.
4. Rojet e Xhehenemit do t'i pyesin ata fe-mohues për se jeni hedhur në Xhehenem? A nuk ju kanë ardhur tërheqësit e vërejtjes (Librat e shenjtë dhe të dërguarit e Allahut), që t'u shmangeni devijimeve nga shejtani i mallkuar?
5. Banorët e Xhehenemit do të pranojnë se Allahu nuk është duke i ndëshkuar pa arsye, sepse ata kishin përgënjeshtruar me vetëdije të dërguarit e Allahut, prandaj ky dënim është i merituar për ta.
6. Melekët e Xhehenemit do të luten kundër pabesimtarëve, që ata të mos i përfshijë kurrë mëshira e Allahut, por të digjen përjetësisht në Skëterrat e Xhehenemit.

*- vijon -*



Refik Gërbeshi

# Njohja e jetës së Muhamedit a.s. modeli më i mirë i edukimit

Besimtari jeton me qëllimin fisnik të misionit të tij në tokë, duke organizuar jetën e tij drejt arritjes së gradave të larta shpirtërore përmes veprimit që E bën të kënaqur Zotin xh.sh., i Cili ka premtuar për njohësit dhe adhuruesit e Tij kënaqësi e lumturi në të dy botët. S'ka dyshim se kjo ngritje e lartësi edukative e morale, arrihet duke njohur shembullin e njeriut, të cilit Vetë Allahu i Lartësuar i shpalli (Shih:Ali- Imran, 31). Pra dashurinë e Krijuesit tonë e arrijmë duke shkuar pas gjurmave të këtij njeriu të zgjedhur nga Vetë Ai, duke mësuar jetën e tij e duke pasuar mësimet e tij, duke praktikuar këshillat e tij . Lindja e këtij burri prek në skajet e skenës botërore në këndin artistik alegorik, por edhe tregoi shumë qartë se bota do të merrte kahun e duhur, se shoqëria njerëzore do të kishte përfundimin e mësimeve hyjnore dhe shembujve njerëzorë, siç ishin të zgjedhurit e Zoti më herët. Muhamedi a.s. vazhdim i të dërguarve të tjerë, por edhe përmbyllje e misionit të tyre, i paralajmëruar shumë herët, do të shquhej edhe nga shenja të tjera të dukshme për njerëzit përreth. Duke pasur edukimin direkt nga Allahu xh.sh., duke qenë në piedestalin më të lartë të moralit, shembulli më i mirë i butësisë, urtësisë, bujarisë e cilësive më të bukura që mund t'i posedojë qenia njeri, vetëm Muhamedi a.s. është i denjë dhe i merituar për mësimin e jetës dhe pasimin e mësimeve të tij, sepse Allahu i tha: "Vërtet, ti (O Muhamed) je në piedestalin më të lartë të moralit".





### NGA NDODHITË E LINDJES

Ka shumë ngjarje të vërtetuara në vitin dhe natën e lindjes së Muhamedit a.s., të transmetuara saktë nga grupe shkencëtarësh e dëshmitarësh okularë, siç ishin: ndriçimi i qiellit, lehtësimet e nënës së tij Emines etj.. Ngjarja e madhe e elefantit dhe lindja e Muhamedit a.s., u kujton brezave deri në Kiamet, ndriçimin e hapësirës botërore nga errësirat e mëdha që kishin kapluar aktorët e botës pra njerëzit, me padrejtësitë e epshet e tyre. Ndërmjet luftës për shkatërrimin e Qabesë dhe lindjes së Muhamedit a.s., shohim sihariqin e pikëfillimit të pësimit të errësirave ateiste, politeiste, besëtytnive, tiranive dhe padrejtësive, shfrenimeve me ndriçimin reflektues drejt ngritjes së besimit monoteist, përhapjes së drejtësisë dhe paqes, dashurisë e respektit, njohurisë e moralit. Largimi i errësirave nga ndriçimi i faqes botërore shënon një periudhë të re, pra ardhjen e pranverës së ekzistimit, mirëqenies dhe paqes, pas një dimri përçarjesh dhe humbjesh, drejt barazisë e drejtësisë njerëzore në të gjitha sferat. Kjo pikënisje filloi që me lindjen e tij, duke reflektuar drejt fenomeneve të mëdha që njerëzimit i duhet një përqendrim i thellë për ta kuptuar si duhet. Larg mbështjelljes e mjegullinës që tentuan e tentojnë t'i krijojnë gjithnjë armiqtë e misionit njeri, të caktuar nga Krijuesi.Prej ndodhive të dukshme ishin: Fikja e Zjarrit persian, i cili adhurohej e kishte qëndruar i ndezur për mijëra vjet; Ndriçimi i pallateve e vendeve përreth Persisë dhe Basrasë; Dështimi i ushtrisë së Elefantit, ku u kuptua se shenjtëria e Qabesë është e mbrojtur dhe e paprekshme nga dora e njeriut. Me ardhjen e atij që mbjell frutat e drejtësisë, paqes dhe orientimit të shoqërisë njerëzore. (Shih:El-Enbija, 107) do të fillonte jeta e nevojshme e normalitetit të shoqërisë njerëzore.

### I EDUKUAR NGA ZOTI

Emërtimi "Muhamed" - Lavdërim, i lavdëruar, ka qenë i pari për një personalitet, i cili nuk është shfaqur kurrë në teatrin e shoqërisë njerëzore. Me moralin dhe jetën e tij, ndriçohet mesatarja ndërmjet ekstremizmit e shfrenimit për t'i afruar skajshmëritë e këtyre të dyjave drejt ekuilibrimit dhe unifikimit të ndjenjave të dashurisë e, mbi të gjitha, të jetës së kësaj bote dhe asaj të Ahiretit. Ai që ka studiuar apo lexuar sado pak për jetën e tij në burimet e sakta shkencore, do të bindet qartë se personaliteti më i dobishëm i nevojshëm dhe i pazëvendësuar në botë është Muhamedi a.s.. Kujdestaria dhe edukimi njerëzor i mungoi këtij njeriu, ngase Zoti deshi ta edukonte e ta ngrinte Vetë këtë, që të bëhej shkëndijë reflektuese që shpërndan mjaft dritë. Ai lindi jetim, pa e parë babanë, kurse butësinë shpirtërore të nënës e humbi që kur ishte gjashtë vjeç, kur ajo vdiq. Ndërsa në moshën tetë vjeç atij i vdiq edhe gjyshi, i cili kujdesej për të. Natyrisht, sekreti i këtij caktimi hyjnor është edukimi i Muhamedit a.s. në edukatë hyjnore, përmes melekut Xhibril, i cili pas më shumë se 6 shekuj që kur kishte biseduar me Isain a.s., erdhi në Tokë, me përqafimin e fortë, duke i thënë: "Lexo"! Dhe për të vazhduar këtë edukim e komunikim për afro 23 vjet me radhë. Pra do të edukohej e do të ishte në përkujdesje të Atij që nuk kotet dhe as nuk fle. Ai Që ka krijuar botën e pafund dhe ka sundimin e mbikëqyrjen e çdo gjëje dhe përgatit terrenin për çdo gjë të ardhshme të dobishme si dhe orientuese për krijesën më të çmuar. Këtë përgatitje e bëri që prej fillimit të jetës njerëzore. Misionarit të Tij në Tokë, prej Ademit a.s. pastaj i përgatiti mënyrën e besimit Ibrahimit a.s., e ruajti Jusufin a.s. në fundin e pusit dhe e ngriti deri në shkallën e ministrit dhe do ta përgatiste e edukonte ashtu siç ishte edukuar Musai a.s. dhe ishte përkujdesur për të në kohën kur ai ishte hedhur në lumë, sa ishte foshnjë e vogël e në det, kur pasohej nga beni-Israilët. E mbrojti Isain a.s. të pa përkrahur e të ndjekur nga beni-Israilët dhe kështu do të vinte momenti për lindjen e hallkës së fundit të zinxhirit pejgamberik. E shpëtoi dhe e ngriti atë. Dhe ashtu përgatiti terrenin për lindjen, rritjen jetim, jetën rinore të pastër e të besueshme, për ta bërë këtë mëshirë për botët.Këtë përgatitje e ndërhyrje



e bëri Allahu i Lartësuar për njeriun e zgjedhur të Tij, Muhamedin a.s., ngase njeriu nuk do të mundë ta edukonte kurrë, e përforcoi siç e edukon Krijuesi. Njeriu nuk do të dinte as do të kishte idenë se si t'ia përgatiste terrenin ardhjes së njeriut të famës së pa krahasuar. Ky do të jetë orientimi më i bukur, shembull për pasim, më i miri moral, prandaj edukata e tij nuk mund të kishte burim profesorët, filozofët, ideologët të quajtur njerëz. Porosi e qartë për njerëzimin se askush nga ju (njerëz) nuk ka ndikim dhe nuk mund të ndërhyjë në edukimin dhe zhvillimin e Muhamedit a.s.. Nëpërmjet tij, Kuranin e bëri të gjallë dhe qarkullues në arenën e realitetit, në mënyrë që misioni i tij të bartet nga korniza e teorisë në fushën e realitetit dhe zbatimit-përfilljes, kështu, siç thotë gruaja e tij, Aisheja,r.a.:

### MORALI I TIJ ISHTE KUR'ANI

Jeta e tij në foshnjëri ishte kontakt me njerëzish jo me mbinatyroren e me mrekullinë, ngase ky ishte mrekullia vetë. Që në fëmijërinë e hershme u vërejtën sinjalet e bereqetit të tij, që kur gjidhënësja e kujdestarja e dytë ishte Halimeja e fisit Sa'd, e cila e kishte marrë me shpresën e mirësisë vetëm pasi të gjitha gratë e tjera, që synojnë më shumë pas plaçkave të dynjasë, e kishin refuzuar atë jetim. Ishte dhunti e dukshme dhe e vërejtur qartë që prej momentit kur lagu gojën e tij me qumështin e Halimes, e cila, ndonëse ishte në devenë e saj të lodhur, i tejkaloi bushkudhëtarët. Shkretëtira që ishte vendkullosa e dhenve të Halimes, ishte gjelbëruar nga bari, dhe dhentë e saj mbushën gjirin qumësht, e dhunti të tjera. Sjelljet e tij ishin plot urtësi e butësi me moshatarët e vet, një gjë që do të dukej edhe në jetën e mëtutjeshme me përballimet e shumëllojshme gjatë përhapjes së ndjenjave, të porositura nga Krijuesi, të cilat i kërkon po e ka vështirë t'i gjejë shoqëria bashkëkohore.

### TENTIMET PËR TA PENGUAR MISIONIN

Natyrisht, për të ndriçuar errësirat, lypset shumë energji, dalin shumë vështirësi, shumë pengesa e injorancë dhe akuzime e shpifje me përpjekjen për të ndërprerë ndriçimin, sepse, me ndriçimin, errësirat humbin dhe duhen mënjanuar dobësitë, duhen larguar nga padrejtësitë e mëkatet, prandaj kërkohet qëndrueshmëri, vendosëshmëri e lartë. Këto veti i posedonte bindshëm i zgjedhuri i Allahut xh.sh.. Disa bashkëkombës të tij e kishin akuzuar me lloj-lloj akuzash e shpifjesh, duke e quajtur të çmendur, duke i mohuar të qenët i dërguar i Zotit, por Allahu, xh.sh., e zbriti suren "Kalem", nëpërmjet të cilës e përforconte Muhamedin, a.s., dhe në të cilën e lëvdonte me moral të lartë , e pastaj e porosiste me betimin për durim. Thotë Allahu i Lartësuar: " Dhe për hir të Zotit tënd, duro! (Muddeththir, 7), d.m.th: bëj durim ndaj atyre pengesave që to të të dalin, qofshin kthyerje shpin ndaj ftesës që u bën, qofshin tentime të injorantëve për të penguar. Ti duro dhe ec rrugës sate...Gjithsesi, akuzat lanë gjurma të rënda në shpirtin e tij të pastër, kështu që Allahu zbriti suren "Kaf" iu drejtua: (Shih ajetet 50-40 si dhe 39-40) Muhamedi a.s.u akuzua për magji, gënjeshtër dhe kinse ai po i thërriste për qëllime dhe interesa personale, kështu që Allahu, xh.sh ia zbriti suren "Sad", ku i tha (Shih ajetin Allahu i Gjithëdijshëm i rikujtoi Muhamedit a.s. vuajtjet e gjendjet e ndryshme të të dërguarve para tij si: të Davudit, Sulejmanit, Ejubit dhe Ibrahimit, Musait, Isait alejhimus selam, ngase që të gjithë ishin sprovuar dhe kishin bërë durim dhe kishin misionin e njëjtë me të. Pastaj Muhamedi a.s. u akuzua kinse kishte shpifur dhe e kishte shpikur Kuranin dhe kinse ky Kuran na qenka nga shkrolat e të parëve, pastaj si hante ushqim ky pejgamber dhe si ecte-endej nëpër tregje. I propozuan ta merrte me vete edhe një melek prej qielli, që të ishte tërheqës i vërejtjes së bashku me të, saqë disa ashabë, shokë të Pejgamberit alejhi selam, kishin dëshirë t'ua plotësonte disa kërkesa me shpresën se do ta pranonin besimin islam, por Allahu, është më i informuari hollësisht për çdo gjë dhe se ata nuk e kishin për qellim parashtrimin e kërkesave- që të bindeshin se

ai ishte vërtet pejgamber e ta besonin, mu për këtë shpalli suren "Furkan" për t'i dhënë sqarime rreth akuzimeve që i bënin (Shih: Furkan, 7-20). Më tutje lloj- lloj torturash e persekutimesh nuk përjetoi vetëm ai, por edhe ata që dëgjonin dhe pasonin të Dërguarin a,s., për t'i larguar e luhatur nga rrugëtimi i shenjtë i misonit njeri.

### TENTIMET VAZHDOJNË EDHE PAS VDEKJES SË MUHAMEDIT A.S.

Jo vetëm sa ishte gjallë Muhamedi a.s. përjetoi tortura e padrejtësi, me synimin që të ndërpriste ndriçimit e së vërtetës e hakut, por edhe pas vdekjes së tij, qoftë nga njerëz armiq të hapët, qoftë edhe përmes atyre që hynin në mesin e myslimanëve gjoja sikur ishin myslimanë, po tentonin t'i fusnin myslimanët në gabime dhe të largoheshin nga rruga e Allahut xh.sh.. Edhe sot e kësaj dite, edhe në të ardhmen, mikrobet e tilla kanë vepruar e do të veprojnë gjithnjë, me qëllimin e vetëm për të zvogëluar ndikimin e fesë së Allahut xh.sh., por dështimet janë gjithnjë përfundimi i tyre. Kështu tregimet historike sqarojnë tentimet e kundërshtarëve të Islamit lidhur me tentimin e nxjerrjes së varrit –kufomës së Resulullahut a.s. disa herë gjatë periudhave të ndryshme.Tentimi për ta vjedhur trupin e Pejgamberit a.s. në vitin 557 h. (1513 m), pastaj përpjekjet e Rinodit në vitin 578 h. për ta shkatërruar ose zbuluar varrin e Pejgamberit a.s.. Pesë shekuj më vonë portugezët tentuan pushtimin e dy xhamive të shenjta – të Mekës dhe Medinës. Turpi i historisë, më drejt i historianve myslimanë qëndron në faktin se nuk i kanë shënuar këto fenomene të shëmtuara dhe të dështuara, po ndoshta edhe nuk kishin pasur guximin e duhur. Rasti i portugezëve është i regjistruar nga vetë ata, si përpjekje dhe dështim i tyre. Në vitin 1513 ishte organizuar një operacion i madh strategjik për vjedhjen e trupit të Muhamedit a.s.. Komandanti famëkeq Afonso de Alduquer, pas okupimit të Indisë bregdetare kishte ndërmarrë ofensivë drejt Hixhazit e Medinës dhe veçanërisht kishte për synim varrin e Muhamedit a.s., që ta nxirrte trupin e tij të pastër për ta kushtëzuar qeverinë e atëhershme të vendeve islame të Metalikëve, të dorëzonin kishën "Kiametit" në Bejti Lahm në Palestinë dhe t'ia lejonin të sillte 1 milion evropianë vullnetarë në Sudan, në mënyrë që të ndërronin rrjedhën e lumit Nil, që të derdhej ne Detin e Kuq dhe kështu Egjipti do të vdiste nga uria e etja dhe do të dobësohej fuqia e tij ushtarake, politike e fetare, meqë Egjipti ishte një pengesë e madhe për ta... Strategjia e Afonsos ishte për të marrë nën kontroll qytetin Jenbe, që është limani detar më i afërt me Medinën, prej nga ka mundësi të shihen pjesët e larta të minareve të Xhamisë së Pejgamberit a.s., edhe prej aty një grup prej 400 kalorësish, të veshur me rroba hekuri e të udhëhequra nga Alduquer-i, me një sulm të fshehtë e të furishëm, të arrinin natën e të hynin në Xhaminë e Pejgamberit a.s. , kur myslimanët ishin pak dhe duke u falur,me qëllim që të merrnin trupin e Muhamedit a.s. me vete në anijen luftarake, për të bërë ndërrimin dhe kushtëzimin për gjërat që i cekëm. Më 7 shkurt 1513, Afonso De Alduquer-i prej Indisë në krye të ekspeditës detare ,të përbërë prej 20 anijesh luftarake e 20 kapitenëve,që numëronte 1700 ushtarë portugezë dhe 850 ushtarë indianë, iu afruan Adenit, ku hasën në rezistencë dhe patën shumë humbje e anijet luftarake u kthyen prapë në Saktara, për të forcuar ushtrinë me forca shtesë nga India. Pastaj u nisën në drejtim të Detit të Kuq dhe dogjën portin, për shkak se nuk kishte ndonjë forcë detare që do t'iu kundërvihej. Forcat e veta i zbarkoi në një ujdhesë të vogël përballë territorit të Jemenit. Aty gjeti 4 anije habeshije (etiopase) tregtare dhe gjeti një numër pasagjerësh etiopas, të cilëve u urdhëroi t'u priteshin veshët e hundët dhe pastaj, ashtu të plagosur, i zbriti në tokë. Pastaj u drejtua në të majtë, në drejtim të ujdhesës Kameran, e cila ishte afër territorit të Jemenit, prej nga të ndërmerrnin operacionin ushtarak.Myslimanët u njoftuan për këtë agresor portugez se kishte arritur në Detin e Kuq, prandaj mblodhën ushtrinë e tyre në bregdetin përballë anijeve ushtarake. Meqë ata nuk dinin realitetin e kësaj lufte përveç atij formal, dërguan një lajmëtar në Mekë që të merrte forca të nevojshme për ta ruajtur qytetin e Xhedës, e pastaj t'i dërgonin një shkrese për ta informuar për gjendjen udhëheqësin e Misirit-Egjiptit, Sulltanit Kansut El-Gaëri. Shenja për tërheqjen e këtij kapiteni ndodhi që ditën e paraparë të lëvizjeve për sulm, kur ushtria u përgatit me shpata e me topa, sepse anijet e tij qenë bllokuar në dhera dhe nuk lëvizën dot. Për t'i tërhiqur vërejtjen, Allahu i Madhërishëm dërgoi erën e furishme që shqeu velat e anijeve dhe ushtria u desh të kthehej, dhe shfaqja e valëve ishte përsëritur disa herë, kështu sulmuesi u detyrua të kthehej. Në fund të muajit korrik, përpjekjet e reja për një sulm të ri, u bënë pasi Alduqueri kishte mbledhur kapitenët e tij për të shqyrtuar mënyrën e kryerjes së operacionit ditën e nesërme, por ai në qiell kishte parë një shkëndije prushi-zjarri- e flake, që po lëvizte lart për t'u ndalur mbi anijet portugeze dhe më pastaj lëvizi në drejtim të Habeshit (Etiopisë) e u fsheh atje. Nga tërë këto, Alduqueri, kapitenët dhe ushtria e tij u bindën se ata ishin duke luftuar kundër Allahut xh.sh., prandaj nuk i mbeti tjetër përveçse t'i nënshtroheshin vullnetit të Allahut dhe dha urdhra për t'u kthyer ne Indi, me humbjet dhe me dështimet e pësuara. Kjo ngjarje, e përshkruar më hollësisht gjendet në raportet portugeze për luftën e tyre, në librin me titull "Que osonho da india afonso de alduquere", f. 378-379. Po e përfundoj këtë përpjekje modeste, duke dashur t'i kujtoj vetes sime dhe të gjithë myslimanëve se kemi ndjenjën e turpit që nuk e pasojmë sa duhet Muhamedin a.s.



Dr. Fahrush Rexhepi

# Si u zgjodh Aliu r.a. halif i myslimanëve

Pas vrasjes së Uthmanit r.a., myslimanët në Medinë për plot pesë ditë kishin mbetur nën administrimin e njërit prej kryengritësve, i cili kishte vrarë Uthmanin r.a.. Ky ishte El-Gafikijj Ibni Harbi.[1] Pavarësisht nga rrethana të krijuara pas vrasjes së Uthmanit r.a., ishte e domosdoshme zgjedhja e halifit të ri të myslimanëve. Kryengritësit kundër Uthmanit ishin të bashkuar në rastin e vrasjes së tij, por nuk ishin të bashkuar rreth mendimit se cili duhej të vinte pas tij. Si duket, skenari ishte pjesë e planit të ibni Sebe`s, në mënyrë që mospajtimet ndër myslimanët të vazhdonin edhe më tej. Kur egjiptasit erdhën tek Aliu r.a., për të dhënë betimin, ai u fsheh prej tyre, e ata filluan ta kërkonin. Mirëpo, ky nuk ua plotësoi dëshirën duke hequr dorë prej tyre dhe prej asaj që kishin bërë ata. Banorët e Kufës kishin kërkuar Zubejrin që të merrte udhëheqjen, mirëpo ai nuk e pranoi kërkesën e tyre. Myslimanët e Basras e kërkuan Talhanë, por ai hoqi dorë prej tyre dhe veprimit të tyre, siç kishin vepruar më parë të dy shokët e tij. Pasi asnjëri nuk pranoi ofertën e tyre, ata dërguan një njeri tek Sa'ad ibni Vekasi dhe i thanë: "Ti ke qenë anëtar i shuras (këshillit), prandaj eja të ta japim betimin! Ai u përgjigj: " Unë dhe ibni Umeri tash nuk jemi anëtarë të shura-s, prandaj nuk kam asgjë me të, në çfarëdo forme". Pastaj shkuan tek Abdullah ibn Umeri dhe i thanë: "Ti je djali i Umerit,

prijësit të besimtarëve, eja e merre këtë barrë!" Ai u përgjigj: "Për këtë gjë duhet kryer hakmarrja, ndërsa unë, për Allahun, nuk dua të marr pjesë në këtë, prandaj kërkoni dikë tjetër".Pas dështimit të këtyre përpjekjeve të kryengritësve, ata mbetën të hutuar, pa ditur si të vepronin, ngase të gjithë ashabët ua kishin kthyer shpinën duke refuzuar çfarëdo bashkëpunimi me ta. Pas krijimit të këtyre rrethanave, kryengritësit kërcënuan medinasit me këtë porosi: "Kini kujdes, o medinas, po ju japim edhe dy ditë kohë, për Allahun, nëse deri atëherë nuk e zgjidhni problemin e udhëheqësit (halifit), nesër do të vrasim Aliun, Talhanë, Zubejrin dhe shumë burra të tjerë"[2]. Pas këtij kërcënimi, myslimanët shkuan tek Aliu dhe i thanë: " Prano të ta japim betimin, sepse po e sheh ç'do të ndodhë me myslimanët!" Aliu u përgjigj: "Më lini rehat dhe kërkoni dikë tjetër, sepse në të ardhmen do të ndodhin gjëra të cilat zemra nuk i duron dhe as i kupton dot ". Aliu r.a. e dinte se gjëja e parë që do të duhej kryer, ishte hakmarrja për vrasjen e Uthmanit r.a., dhe ndëshkimi i kryengritësve, por si të bëhej ajo? Për shkak se në duart e tyre ishte fuqia, detyra ishte shumë e rëndë. "O Ali, - i thanë njerëzit: Të betohemi me Allahun, a nuk e sheh atë që shohim ne? Vallë, nuk e sheh gjendjen e myslimanëve? Vallë, nuk e sheh çrregullimin? Vallë, nuk ke frikë nga Allahu?" Kur e pa se si muhaxherët dhe ensarët po ngulmonin dhe e kuptoi se kjo ishte detyrë e prerë, ai e pranoi.[3] Këto biseda mes Aliut dhe myslimanëve muhaxhirë e ensarë ishin zhvilluar të enjten në mbrëmje, ndërsa të premten njerëzit kishin ardhur në xhami. Erdhi edhe Aliu, i cili hipi në minber dhe tha: "O njerëz, zgjedhja e halifit ju përket juve dhe të drejtën për hilafet e ka vetëm ai që ta zgjidhni ju si prijës. Dje jemi dakorduar, prandaj unë do të jem halif, nëse e dëshironi këtë, e nëse jo, për këtë nuk do ta qortoj asnjërin". Pas kësaj fjale, njerëzit ia dhanë betimin Aliut r.a.; nga të parët që bënë betimin qenë Talha dhe Zubejri. Thuhet se të dy e dhanë betimin nën trysni, mirëpo Ebu Bekri ibni El-Arebiu hedh poshtë këtë version dhe e kritikon nga shumë aspekte, duke konfirmuar se betimi ka qenë i drejtë dhe pa trysni"[4]. Sipas të gjitha burimeve, Aliu r.a. u zgjodh halif i myslimanëve në kohën kur kishte shumë përçarje, prandaj kjo detyrë ishte tepër e rëndë dhe përmirësimi i kësaj situate paraqiste edhe rrezik të madh. Këto rrethana Se'id el-Afgani i ka përshkruar me fjalët: "Aliut iu dha betimi si halif në momentin kur situata ishte tejet e ndërlikuar dhe e rëndë. Gjithandej qarkullonin fjalë të ndryshme që i përhapnin njerëzit për arsye të ndryshme. Aliu r.a. kishte marrë hilafetin në ditët kur përçarjet ishin zgjeruar si pjesë të një nate të errët. Ai u fut në vorbullin e luftës me të, i vendosur për ta eliminuar pak nga pak, po Allahu e di më së miri. Aliu r.a. që nga momenti i betimit e derisa u vra, nuk kishte për asnjë çast qetësi nga parregullsitë, që ndizeshin vazhdimisht. E braktisën madje edhe harixhinjtë.



## QËNDRIMI I ALIUT R.A. NDAJ VRASËSVE TË UTHMANIT R.A.

Aliu r.a., kryengritësit që shkaktuan gjakderdhje me rastin e vrasjes së Uthmanit, i konsideronte dezertorë të fesë, të cilët duhej të ndëshkoheshin për këtë veprim. Mirëpo të ndëshkoheshin rebeluesit, kjo nuk ishte e lehtë, sepse ata në Medinë posedonin pushtet dhe forcë. Për këtë arsye ai u pajtua me ashabët që kërkonin ndëshkimin e vrasësve, po kishte deklaruar se nuk ishte në gjendje ta kryente punën në ato kushte. Kjo çështje mbeti si fshehtësi midis Aliut r.a. dhe ashabëve, në mënyrë që të mos arrinte deri te rebeluesit, të cilët do të ngriheshin dhe do ta vrisnin Aliun. Siç duket, krijimi i rrethanave të tilla serioze kërkonte nga Aliu r.a. një manovrim të rangut politik, për të parandaluar fatkeqësitë që po përjetonin medinasit atëbotë. Gjithashtu ai do të mund të vendoste për gjërat në atë mënyrë që do t'i mundësonte veprim dhe shërimin e këtyre problemeve në pajtim me kërkesat e interesit të përgjithshëm. Mirëpo, me dëshirën e Allahut, pjesa më e madhe e myslimanëve nuk e kuptonin qëndrimin e Aliut r.a. Këtë gjendje e ndihmonte edhe përhapja e thashethemeve dhe dezinformatave që përhapnin Sebeitët. Një thashethem ishte kinse Aliu r.a. kishte qenë me ta në kohën e vrasjes së Uthmanit, një gjë që nuk përkonte me realitetin. Nga zhvillimet e historisë mund të thuhet se raste të tilla ndodhin shumë herë me prijësat, që kondidat politike kërkojnë



të publikohet diçka krejtësisht tjetër. Këtë ata e bënë me qëllim të fshehjes së planeve nga armiku dhe jo nga individ e populli në kontekstin e shprehjes "lufta është mashtrim". Mirëpo, ky hap politik në dy raste mund të kishte pasoja më shumë negative sesa pozitive. Rasti i parë: Situata kur nuk ka besim midis sundimtarit dhe vartësve të tij ose midis ushtrisë dhe komandantit të saj; rasti i dytë: Kur thashethemet e armikut gjejnë rrugën deri te njerëzit nga Ymeti dhe kur ata bëhen bazë e vlerësimit të lojërave dhe marrjes së qëndrimeve. Mbase pikërisht kjo situata e dytë ishte që kishte veshur Medinën me të zeza. Çrregullimet në kohën e Aliut ishin të paevitueshme, sepse Ibni Sebe dhe ithtarët e tij nuk kishin pasur për qëllim likuidimin e Uthmanit r.a., por qëllimi i tyre kryesor kishte qenë krijimi i përçarjes dhe konflikteve të vazhdueshme ndërmjet myslimanëve. Prandaj ishte e natyrshme që, pasi në pjesën e parë të planit patën arritur sukses, të vazhdonin nxitjen e çrregullimeve. Kjo argumentohet edhe nga këto fakte: Sebeitët kishin arritur që të parët ta informonin Muaviun në Sham lidhur me vrasjen e Uthmanit, dhe kinse për komplotin me marrëveshje të Aliut me rebeluesit. Argumenti i tyre ishte marrja e hilafetit nga Aliu pas Uthmanit. Kështu arritën të krijonin një pasqyrë sikur Aliu kishte synuar pushtetin, prandaj kishte organizuar komplot ndaj Uthmanit dhe, në fund, kishte arritur atë që kishte synuar. Meqë Muaviu ishte nga beni Emevitët, duhej kërkuar hakmarrje për Uthmanin. Ai ishte rebeluar ndaj Aliut, duke i shpallur mosbindjen dhe kishte refuzuar t'i jepte betimin. Ajsheja, Talha dhe Zubejri dolën në Mekë e nga Meka kaluan në Basra duke kërkuar nga myslimanët që të ndëshkonin rebeluesit për shkak të vrasjes së Uthmanit. Këtë hap e bënë pasi kishin parë që halifi nuk i kishte mundësitë për ta bërë këtë për shkak të kontrollit që kishin rebeluesit në Medinë. Tek Aliu erdhi lajmi se nuk e pranonin pushtetin e tij, si dhe që ky ishte një rebelim i ri! Mirëpo, ai, siç thekson Et-Taberiu, shkoi në Basra dhe atje u pyet nga njëri prej ithtarëve të tij: "O prijës i besimtarëve, ç'dëshiron të arrish dhe ku po na shpie"? Ai u përgjigj: "Ajo që dëshirojmë dhe ç'kemi menduar, është marrëveshja dhe paqja, nëse e pranojnë dhe na përgjigjen për këtë ithtarët e Aishes". "Po, nëse nuk na përgjigjen për këtë"?, e pyeti ai sërish. "Do t'i lëmë me gabimin e tyre, t'ua japim të drejtën e tyre dhe të shkojmë", u përgjigj Aliu. "Po nëse nuk janë të kënaqur as me këtë"?, sërish e pyeti. "Do t'i lëmë të qetë gjersa ata të na lënë të qetë ne" - u përgjigj ai. "Po nëse nuk na lënë të qetë"? e pyeti. "Ne atëherë do të largohemi prej tyre", u përgjigj." Kjo është e mirë"! - tha ky". Nga kjo shihet qartë se Aliu r.a., në asnjë rast nuk kërkonte luftë. Njësoj kishte ndodhur edhe me palën tjetër. Buhariu me senedin e tij, nga Abdullah ibni Zubejri transmeton të ketë deklaruar: "Kur Zubejri, ditën kur ndodhi beteja e quajtur "Deva", u ngrit dhe më thirri, qëndrova krahas tij, e ai më tha:- Biri im, sot nuk do të vritet askush ... .[5] Shumë versione konfirmojnë se Zubejri nuk kishte marrë pjesë në luftime, porse ishte tërhequr dhe kishte shkuar. Atë e kishte shoqëruar një njeri nga fisi benu Temim, me emrin Amr ibni Xhurmuz, i cili e kishte vrarë tinëzisht "Vadissiba'i", si dhe vrasja e tij me të vërtetë ishte e padrejtë. Kjo vërteton se Zubejri nuk e dëshironte luftën, po konflikti ishte më i fuqishëm se përpjekja që dikush ta kundërshtonte.

Numri më i madh i burimeve të historisë transmetojnë që Aliu r.a., pas ardhjes, e kishte dërguar El-K'aka ibni Amrin si emisar. Pasi u dakorduan të dy palët, Aliu mbajti një fjalim, në të cilin tha: "Unë nesër do të shkoj, edhe ju bëjeni këtë". Kur ibni Sevda (Taberiu me këtë emër e quante Abdullah ibni Sebe'), e pa që njerëzit ishin dakorduar, ithtarëve të vet u tha: "Nëse Aliu arrin marrëveshje me Aishen, do të humbin jetën, e forca juaj qëndron në faktin që të përziheni ndër njerëz. Kur të nesërmen të takohen njerëzit, ju filloni luftën dhe mos u lini hapësirë për marrëveshje"[6]. Në realizimin e kësaj ideje ndihmoi edhe fakti që ithtarët e ibni Sebe`s ndodheshin edhe në njërën edhe në palën tjetër. Prandaj, para se myslimanët të takoheshin për të lidhur paqen, ithtarët e ibni Sebe`s filluan luftën, nga të dyja palët, kështu që edhe njëra edhe pala tjetër menduan se kundërshtarët kishin tradhtuar marrëveshjen ... Kështu u zhvillua lufta e quajtur "Deve", në të cilën u vranë mijëra myslimanë, prej të cilëve edhe Talha dhe Zubejri. Aliu r.a. nuk arriti t`i ndalonte nga lufta ata që ishin në komandën e tij, dhe as Aisheja të vetët. Beteja përfundoi me disfatën e ushtrisë së saj.

## VRASJA E ALIUT R.A.

Pas përfundimit të luftës së quajtur "Lufta e Deves", Aliu r.a. e furnizoi Aishen me gjithçka ishte e nevojshme, - me deve dhe ushqim për rrugë dhe me gjëra të tjera të domosdoshme. Me të i lejoi të largoheshin edhe të mbijetuarit nga ushtria e tij, përveç atyre që shprehën dëshirën të qëndronin. Atëherë i zgjodhi dyzet gra të shquara nga Basra, që të shkonin me të. Djalin e vet, Muhamed ibni El-Hanefiun, e urdhëroi që ta përcjellë deri në vendin e saj. Kështu Aliu e dërgoi me milje larg Basrës. Ishte viti 36 h..Me këto veprime përfundoi parregullsia në Irak, mirëpo para Aliut kishte edhe të tjera gjëra që nxitën sebeitët në Sham: qëndrimi i Aliut ishte se ai ishte prijës ndaj të cilit detyrohej bindja si dhe që myslimanët nuk duhet të vinin në një vijë atë dhe Muaviun, ngase ai nuk mund të barazohej me të, prandaj ishte obligim i tij t`ia jepte betimin. Qëndrimi i Muaviut ishte që Aliu kishte strehuar vrasësit e Uthmanit dhe nuk do të kënaqej derisa të mos ia dorëzonte atij. Kjo, sepse ai ishte i obliguar të hakmerrej për Uthmanin. Prandaj, kjo mosmarrëveshje midis tyre nuk ishte për çështjen - cili duhej të ishte halif, por rreth vrasësve të Uthmanit r.a.. Gazaliu në këtë kontekst deklaron: "Ajo që ndodhi midis Aliut dhe Muaviut, ishte rezultat i komentimit të një çështjeje të caktuar fetare, dhe jo lufta për pushtet nga ana e Muaviut"[7]. Bisedimet midis tyre nuk dhanë rezultat, prandaj të dyja palët vendosën për luftë dhe kështu ndodhi beteja në "Siffin", në të cilën ranë mijëra viktima nga myslimanët. Kur e panë ithtarët e Muaviut se beteja po shkonte në favor të Aliut, kërkuan të bëhej kompromis. Aliu, si përfaqësues të vetin kishte zgjedhur Ebu Musa El-Esh-Ariun, ndërsa Muaviu - Amr ibni El-Asin. Gjyqtar në mes tyre ishin Kurani dhe Syneti i Pejgamberit a.s., ndërsa çështja rreth së cilës duhej të gjykohej, sipas mendimit të Aliut dhe ithtarëve të tij, ishte problemi i vrasësve të Uthmanit. Mirëpo, dy përfaqësuesit kaluan mbi atë dhe filluan të flisnin lidhur me ligjitimitetin e pushtetit të Aliut. Rezultat i bisedimeve qe marrëveshja që Aliut t'i merrej pushteti, kurse myslimanët ta zgjedhin halifin në këshill.Kur e kuptuan këtë rezultat, një pjesë e ithtarëve të Aliut u ngritën dhe nuk e pranuan gjykimin, prandaj u krijua një sekt i quajtur "El-Havarixh". Ata në vitin 40 vranë Aliun r.a., pasi ai i kishte mposhtur në vitin 37h. në betejën "En-Nehrevan". Në të kishin vdekur një numër i madh pjesëmarrësish të këtij sekti.Ekzistojnë edhe versione të tjera lidhur me zgjedhjen e Aliut halif, por ato nuk dallojnë shumë nga versioni i parë. Pas rënies dëshmor të Uthmanit, gjersa ai po qante në shtëpinë e tij për Uthmanin dhe po thoshte: "O Allah, unë jam i pafajshëm për gjakun e Uthmanit", disa njerëz erdhën me nxitim dhe kërkuan nga Aliu që të merrte postin e halifit, ngase mendonin se ai e meritonte. Ensarët



dhe muhaxhirët u tubuan dhe shkuan t`i jepnin besën për halif, por Aliu r.a. refuzoi duke thënë: "Më lini më mirë ministër sesa prijës të besimtarëve". I thanë: "Pasha Allahun, nuk gjejmë dikë që meriton këtë post më shumë se ti". Aliu u tha: "Më lini të qetë. Ne do të ballafaqohemi me më shumë gjëra të këqija sesa këto që kemi sot përpara. Pasha Allahun, mendjet e njerëzve do të hutohen dhe zemrat do të nxirren nga gjoksi".[8] Pasi ensarët dhe muhaxhirët ngulën këmbë që Aliu r.a. ta pranonte detyrën, ai e pranoi në fund, por me kusht që gjatë betimit të jenë të pranishëm ata që kanë marrë pjesë në luftën e Bedrit. Me këtë kërkesë apo kusht, ai donte që ceremoninë e pranimit të detyrës së halifit mysliman ta shndërronte në Mexhlis Shura, ose kuvend këshillues. Pas kësaj u mblodhën ata që kishin marrë pjesë në betejën e Bedrit, në mesin e të cilëve Talha, Zubejri e të tjerë, dhe ia dhanë besën. Zubejri tha: "Ne kemi pyetur njerëz para se ti të pyesje për ne. U kemi thënë se nuk do të zgjedhim dikë tjetër përveç Aliut". Atëherë Aliu u tha: "Kjo punë duhet të bëhet vetëm në xhami"[9]. Ibni Abasi nuk e kishte pëlqyer që kjo çështje të zgjidhej në xhami, ngase kishte frikë që mund të kishte ndonjë reagim, kur dihej se kaosi ende nuk kishte përfunduar. Aliu r.a. insistoi përsëri që betimi i tij të bëhej në xhami, dhe ashtu ndodhi. Pasi u tubuan njerëzit në xhami për t`i dhënë betimin, i pari që ia dha betimin ishte Talha bin Ubejdullahu, dora e djathtë e të cilit ishte e paralizuar nga koha e betejës së Uhudit, kur ai kishte mbrojtur Pejgamberin a.s. me dorën e tij nga një shigjetë që ishte hedhur nga mushrikët kurejshitë. Një nga të pranishmit në xhami tha: "Dora e parë sot në betim të jetë dora e paralizuar". Aliu i tha: "Kjo është nga injoranca jote. Kjo është dora më fisnike nga të gjitha këto duar, sepse ajo mbrojti Pejgamberin a.s.".

(1) El-Devletul-Emevijje, dr.El-Ashsh, f.73. (2) Tarih e-t-Taberi, 3/454, dhe Kitabul-Fitne, f.93. (3) El-Avasim Minel-Kavasim, f.642. (4) Po aty, f.143-144. (5) Fethul-Bari, 6/217. (6) Tarih et-Taberi, 3/507-508. (7) El-Devletul-Emevijje, f.97. transmetuar nga "Ihjau ulumid-din". (8) Amër Halid, Katër halifët e drejtë, Prishtinë, 2009, f.192-193. (9) Po aty. f.193. (10) Po aty.

Mr. Adnan Simnica

# Reflektime kuranore

"E, kur njeriun e gjen e keqja, atëherë Na lutet shtrirë ose ulur, ose në këmbë. E, sapo Ne ia largojmë të keqen, vazhdon rrugën, thuajse nuk na është lutur për fatkeqësinë që e pat goditur. Kështu, kriminelëve (atyre që shkelin kufijtë e Allahut) iu zbukurohet ajo që punojnë" (Junus: 12)

Në këtë ajet i Madhërishmi Allah paraqet gjendjen e njerëzve të cilët nuk janë në raport të kërkuar me Te dhe programin e Tij, të tillët janë ata që drejtohen tek Ai vetëm në momente krize dhe vështirësie, e më pastaj kur tejkalojnë vështirësinë harrojnë Krijuesin dhe obligimet që kanë ndaj ligjit Tij hyjnor[1]. Shumë njerëz janë në mëdyshje me vetveten e tyre, në këtë kuadër edhe me besimin e tyre se Allahu xh.sh. është krijues i çdo gjëje dhe se Ai është ndihmës me rastin e vështirësive, me gjithë këtë edhe nëse Ai u ndihmon atyre, ata kthehen prapë në gjendjen e mëparshme, ashtu siç konfirmohet në thënien hyjnore të lartshënuar[2]. Në kontest me ajetin paraprak të kërkesës së pabesimtarëve me tallje dhe kryeneçësi mbi shpejtimin e ndëshkimit hyjnor ndaj tyre, Zoti i Madhërishëm paraqet natyrshmërinë e njeriut kur e godet vështirësia. Ai zbulon kontrastet në natyrën e njerëzve të cilët kërkojnë shpejtimin e ndëshkimit hyjnor ndaj tyre, por i cili nuk pranohet për shkak të mëshirës hyjnore dhe nuk i godet ndëshkimi, e më pastaj ata përsëri kthehen në gjendjen e mëparshme[3]. Me këtë Krijuesi Fuqiplotë dëshmon dobësinë e skajshme të njeriut, meqë pabesimtarët kur kërkojnë shpejtimin e ndëshkimit nuk janë të sinqertë në kërkesën e tyre, ngase po t'i godas ndëshkimi do të shkatërroheshin, sepse nëse njeriun e godet një vështirësi sado e vogël ai mbështetet tek Zoti, e mos të flasim për rastin eventual të ndëshkimit masiv hyjnor. Me këtë Allahu xh.sh. shpjegon se njeriu është jo durimtar kur e godet ndonjë vështirësi, dhe jo mirënjohës kur ka begati, meqë kur goditet me të keqen ai i lutet Zotit xh.sh. dhe sapo i largohet e keqja ai harron Krijuesin e tij dhe vazhdon si më përpara, prandaj kjo rezulton dobësinë e madhe të njeriut dhe animin e madh të tij kah pasioni. Me këtë Krijuesi sqaron se një rrugë e tillë është e gabuar dhe besimtari nuk duhet të ndjekë të tillën, mbase kur ai goditet me vështirësi duhet të jetë i kënaqur me caktimin e Allahut xh.sh., të bëjë durim dhe kur t'i kaloj vështirësia e të ketë begati, duhet qenë mirënjohës dhe falënderues ndaj Krijuesit[4]."E, kur njeriun e gjen e keqja, atëherë Na lutet shtrirë ose ulur, ose në këmbë. E, sapo Ne ia largojmë të keqen, vazhdon rrugën, thuajse nuk na është lutur për fatkeqësinë që e pat goditur" Arabët e kohës së zbritjes së Kur'anit besonin ekzistimin e Allahut xh.sh., por Atij i bënin shoq në adhurim me idhujt e tyre si ndërmjetësues, dhe me rastin e vështirësive mbështetshin tek Allahu xh.sh. për ndihmë, ngase besonin si Ai është i vetmi Krijues, por meqë i shoqëronin idhujt në adhurim ishin në një humbje të thellë.

**FAZAT E ZHVILLIMIT TË FËMIUT**

Të tillët në çdo kohë me rastin e vështirësive dhe sëmundjeve drejtohen tek Zoti i vërtetë, prandaj, përfshirja e tri gjendjeve të lutjeve (shtrirë, ulur dhe në këmbë) tregon se njeriu lutet në të tri gjendjet tërësishëm e jo në disa prej tyre, dhe kjo dëshmon mbështetjen e fuqishme në raste tilla të njeriut tek Zoti xh.sh., siç e përshkruan Ai: "E kur e godet e keqja, ai përulet dhe lutet shumë"[5] Allahu xh.sh. në këtë ajet sikur paraqet fazat e zhvillimit të njeriut, fëmija i vogël s'mund të rrotullohet në krah për fjetje, ndaj prindi i mundëson këtë, por duke u zhvilluar ai rrotullohet vetë, dhe fiton forcë e ulet më tutje vetë, shkon zvarrë dhe dikur më tutje fillon të ecë. Nuk është përmendur gjendja e të ecurit ngase gjendjen e tillë nuk e godet e keqja, siç godet gjendjet tjera në këmbë, ulur apo shtrirë, sepse ai që ec përmban forcë. Kështu, njeriu jeton fëmijë, pastaj në kohë të rinisë, e më tutje koha e pleqërisë - dobësimit, dhe nëse mund të qëndroj në këmbë ai s'mund të ecë me forcë të rinisë, më tutje shtyhet në moshë edhe më shumë dhe mund të qëndroj ulë por s'mund të qëndroj në këmbë. Në vijim shtyhet edhe më shumë në moshë dhe as s'mund të ec, as të qëndroj në këmbë, e as të ulet përveçse rri shtrirë dhe familja e rrotullojnë në njërin apo krahun tjetër. Kjo paraqet përsëritjen e fazave të zhvillimit të njeriut në fëmijëri me moshën e pleqërisë, prandaj në këtë mënyrë konkludojmë qartazi vërtetësinë e fjalës së Allahut xh.sh. kur na rrëfen mbi mënyrën e krijimit të krijesave, ngase ne nuk kemi prezantuar në atë krijim, siç konfirmon Ai: "Unë nuk i bëra ata dëshmitarë të krijimit të qiejve dhe të tokës e as të krijimit të vetë atyre, dhe, sigurisht që Unë nuk mund t'i marr si ndihmës ata, që qojnë të tjerët në humbje"[6] Në Kur'an shprehja njeri është përdorur në disa kuptime, ndërsa në këtë rast ka për qëllim çdo njeri qoftë besimtar apo

jo[7], edhe pse në këtë ajet në mënyrë adekuate përshtatet për pabesimtarët, ngase besimtarëve nuk u përket një veprim i tillë[8].Njeriu në asnjë mënyrë nuk duhet të jetë mendjemadh dhe përbuzës ngase Krijuesi i ka dhënë të gjitha begatitë dhe dhuntitë e panumërta, dhe se Allahu xh.sh. është posedues i vërtetë i çdo gjëje, dhe prapë natyrshmëria e njeriut është me mendjemadhësi, Fuqiploti thotë: (Shih: El-Alak 6-7). Derisa goditet besimtari me të keqen ai në çdo situatë bënë durim dhe i lutet Allahut xh.sh. e nuk e harron kurrë Atë, ndërsa pabesimtari i lutet Krijuesit vetëm kur të goditet me të keqen dhe pastaj e harron Atë në tërësi, ndaj ku janë pabesimtarët kur Allahu xh.sh. i thërret në besim me shpallje hyjnore?

## PËRKUJTIMI I ALLAHUT NË CDO SITUATË

Njeriu qoftë edhe pabesimtarë në situata të rënda e kupton se ai që e adhuron në mënyrë të kot, nuk ka si ta ndihmoj dhe shpëtoj, ndaj vërtetohet se ai që mund ta shpëtoj është Zoti i vërtetë, Allahu, i cili e shpëton ngase ka mëshirë ndaj krijesave në këtë botë qofshin edhe pabesimtarë, Ai dëshmon këtë kur thotë (Shih:El-Israë:67). Kështu, ngase me rastin e krijimit të njerëzve ata dëshmuan se Allahu xh.sh. është i vetmi Zot, dhe Krijuesi mori nga njerëzit zotimin: “Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri të dëshmojnë për veten e tyre, u tha: “A nuk jam Unë Zoti juaj?” Ata u përgjigjën: “Po, dëshmojmë se Ti je”[9] Në pjesën e ajetit “E, sapo Ne ia largojmë të keqen, vazhdon rrugën” në origjinal është përdorur folja në kohën e shkuar por që tregon edhe veprimin në të ardhmen në vazhdimësi, gjë e cila vërteton edhe një herë se njeriu është i dobët nga vet natyra e tij, nuk bënë durim, përmban mendjemadhësi, i lutet Zotit vetëm në vështirësi, e harron më tutje pas kësaj në vazhdimësi, dhe ja ky është njeriu dhe natyrshmëria e tij[10]. Në këtë mënyrë kuptojmë se momenti kur ata i godet e keqja e nuk gjejnë ndihmës tjetër pos Zotit të vërtetë, paraqet raport të veçantë mes tyre dhe Allahut xh.sh., ngas të tillët kur patën të mira nuk kujtuan Atë, e pasi që kalojnë situatën e vështirësisë prapë vazhdojnë me të kaluarën, e harrojnë Zotin xh.sh. dhe bëhen thuajse sikur nuk i janë lutur Atij fare dhe bëhen mendjemëdhenj.

“Kështu, kriminelëve (atyre që shkelin kufijtë e Allahut) iu zbukurohet ajo që punojnë”

Njerëzve që shkelin kufijtë e ligjit hyjnor u zbukurohet ajo çfarë veprojnë si: njohja e Krijuesit dhe mbështetja tek Ai vetëm me rastin e vështirësive dhe mohimi i Tij pas tejkalimit të vështirësisë dhe vazhdimi me vepra të këqija. Të tillë ishin edhe pabesimtarët e Mekës të cilëve u zbukuruan veprat e këqija dhe politeizmi, dhe aq shumë u shtua kryeneçësia dhe tallja e tyre me ligjin hyjnor saqë edhe kërkuan shpejtimin ndaj



tyre të ndëshkimit nga Krijuesi[11]. Mohuesit dhe përgënjështruesit, Fuqiploti i ka quajtur me shprehjen: “kriminel - që shkelin kufijtë e Allahut”, për shkak se ata nuk besojnë në botën tjetër, dhe e tepruan kundër vetvetes dhe kundër njerëzve me veprime të këqija dhe të kota[12]. Kjo nënkupton se sikur që u janë zbukuruar veprat e këqija pabesimtarëve, ashtu u janë zbukuruar edhe të tjerëve që e teprojnë me veprimet e tyre, kur pas vështirësisë nuk janë mirënjohës dhe falënderues për Allahun xh.sh. dhe ndjekin pasionet e tyre[13]. Ajeti ka zbritur për ngjarjet me pabesimtarët e kohës së zbritjes së Kur’anit, mirëpo është gjithëpërfshirës për njerëzit e tillë, ngase ata që e teprojnë dhe shkelin kufijtë e Allahut xh.sh. kanë ekzistuar më herët dhe ekzistojnë në vazhdimësi gjithmonë. Dhe ja, i tillë është njeriu, nuk mbështetet tek Krijuesi përveçse në raste të vështirësisë dhe kur e godet e keqja, ndaj njeriu shkel kufijtë e Allahut xh.sh dhe e tepron, përveç atyre që besojnë, bëjnë vepra të mira dhe urdhërojnë njeri - tjetrin për të vërtetën dhe durimin (vetëm të tillët kanë shpëtim).[14]

(1) Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsiri i Sharaviut, vëll. 9, f. 5771, Ahbarul-Jevm, pa vit botimi, Kajro. (2) Muhamed Ebu Zehra, Zehretu Et-Tefasir, f. 3527, Darul-Fikr El-Arabij, 1987, Kajro. (3) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll. III, f. 1769, 1996, Darush-Shuruk, Bejrut (4). Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, vëll. i 17, f. 53, bot. I, 1981, Darul-Fikr, Bejrut. (5) Muhmed Ebu Zehra, Ibid, f. 3527. Ajeti është në suren Fussilet 51. (6) Tefsiri i Sharaviut, f. 5774. Ajeti Suretu El-Kehf, 51. (7)Imam Kurtubiu, El-Xhamiu LiAhkamil Kur’an , f. 464, 2006, shtëpia bot. Er-Risale, Bejrut. (8) Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, f. 54. (9) Tefsiri i Sharaviut, f. 5779. Ajeti Suretu El-A’rafë 172. (10) Tefsir El-Fahru Er-Razi, f. 55

Sedat Islami

# Pendimi i sinqertë

Karvani ynë sot ndalon tek një virtyt tjetër i robërve të sinqertë të Allahut. Është ky virtyti i pendimit të vërtetë. Pasi Allahu dalloi mëkatet e mëdha, prej të cilave janë të pastër robërit e Tij të sinqertë, sqaroi se rënia në mëkate të tilla, jo vetëm që tërheq pas dënime të mëdha, si në këtë, po ashtu edhe në botën tjetër, porse janë prej mëkateve që, pa pendim të sinqertë, nuk falen. Allahu i Madhëruar thotë: "Edhe ata që përveç Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin". "Atij i dyfishohet dënimi ditën e Kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë". "Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është mëshirues, prandaj Ai fal shumë". (Shih: El-Furkan, 68-71). Këto ajete kuranore nuk përshkruajnë vetëm qëndrimet e besimtarëve të devotshëm, ato reflektojnë edhe mbi mëshirën e pakufishme të Allahut, ngase Allahu, megjithëqë këto vepra të sipërpërmendura i cilësoi ndër mëkatet më të mëdha (idhujtarinë, vrasjen, prostitucionin), prapë derën e pendimit, madje me premtimin për të zëvendësuar të këqijat me të mira, e la të hapur. Për të përshkuar rrugën deri te kjo derë dhe për t'u ndarë një herë e përgjithmonë nga bota monstruoze e neveritëse e mëkateve, ju ftoj të jetojmë ca çaste bashkërisht nën hijen e pendimit.

**Besimtarë të nderuar!**

Njeriu, realisht, është krijesa më e privilegjuar e Allahut në këtë botë. Atë e favorizoi dhe e ngriti mbi të gjithë, madje duke i dhënë edhe rolin e udhëheqësit në Tokë. E pajisi me intelekt e të menduar dhe e krijoi në formën fizike më të mirë. Megjithëkëtë, nuk e bëri të përsosur. Nuk ka njeri të pamëkate; të gjithë njerëzit, në një formë a në një tjetër, gabojnë, qoftë nga harresa, qoftë nga lakmia, qoftë nga indikatorë të tjerë. Kjo gjë është mishëruar me personalitetin e tyre dhe kurrë nuk ndahet, ani pse mund të mos ketë ndikim. Kjo natyrë e njeriut (prej mëkatari) dhe elementi që zbeh ndikimin e saj, janë të përshkruara në këtë thënie profetike, të shënuar nga Tirmidhiu dhe të verifikuar si autentike nga Albani: "Të gjithë njerëzit bëjnë mëkate, ndërsa mëkatarët më të mirë janë të penduarit".

## Ç'ËSHTË PENDIMI?

Pendim d.t.th. të largohesh nga gjërat që i urren Allahu, të dukshme apo të fshehta qofshin ato, dhe të kthehesh tek gjërat që Allahu i do dhe E kënaqin Atë. Pendimi është udhëzimi që të ruan nga pesimizmi, është burim i çdo të mire dhe lumturisë në këtë botë dhe në Botën tjetër. Është gjallëria shpirtërore dhe vetë shpëtimi...Është ndjenja e keqardhjes për atë që ka ndodhur, vendosmëria për t'u drejtuar nga Allahu për pjesën e jetës që ka mbetur, dhe largimi nga mëkati. Po, përse pendohemi, cilat janë motivet e pendimit

- Besimtari pendohet, para së gjithash, për arsye se Allahu ka urdhëruar kështu (Shih: Et-Tahrim, 8).
- Besimtari pendimin e ka në programin e jetës, ngase aty gjen edhe shpëtimin. (Shih: En-Nur, 31).
- Pendimi është mënyrë e qëlluar e arritjes së kënaqësisë së Allahut.(Shih: El-Bekare, 222).
- Pendimi, shkak për mirëqenie dhe begati në jetën e kësaj bote. Allahu, duke përshkruar efektin që ka në këtë aspekt pendimi, (Shih: Nuh, 10-12).
- Pendimi nuk arrin vetëm të shlyejë mëkatet, porse ai ka edhe një funksion tjetër; ato i shndërron në të mira. (Shih: El-Furkan, 70).
- Pendimi, madje edhe problemet psikike, arrin t'i shërojë. Studimet psikologjike moderne [1] vërtetojnë se pendimi, sipas parimeve islame, është ilaç shumë efektiv, ngase personalitetit me karakter të trazuar ia rikthen besimin në vete, në Zotin dhe në njerëzit. Pikërisht bazuar në këtë, shumë psikologë, për të arritur rehatinë shpirtërore, ndoqën rrugën e pendimit. Është sqaruar se pendimi ndihmon shkarkimin nga barrët e rënda, largimin e frikës, ankthit dhe shqetësimit, zhdukjen e brengës dhe ndjenjës së fajit.

## SI TË PENDOHEM?

Këto fjalë, ani pse janë vetëm një përmbledhje, megjithatë motivojnë shpirtin për pendim dhe e bindin atë se lumturia nuk është në epshe e mëkate, por në nënshtrimin para Allahut. Po megjithatë, mbetet disi problem çështja se si të pendohem, si dhe nga t'ia filloj? Çfarë më ndihmon në rrugën e pendimit?

Pendimi realizohet me sukses atëherë kur ne ndërmarrim këta hapa:

- Dëlirësia shpirtërore dhe sinqeriteti në pendim, ngase Allahu nuk lë pa ndihmuar ata që I kthehen Atij sinqerisht.

- Llogaritja sistematike e vetes.
- Përkujtimi, këshillimi, qortimi dhe frikësimi i vetvetes, dhe kjo duke sjellë para sysh (duke menduar) pasojat e mëkateve dhe largimit nga pendimi.
- Izolimi nga vendet e mëkateve. Pejgamberi, alejhi's selam, për njeriun që kishte mbytur 100 veta, rrëfeu se zgjidhja që i qe bërë, ishte largimi nga vendi i tij, sepse ishte vend mëkatarësh. ( Muslimi)
- Braktisja e shoqërisë së keqe, ngase njeriu ka moralin e atyre që i shoqëron. Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Njeriu vlerësohet sipas moralit të shokut, prandaj kini kujdes me kë shoqëroheni!"[1]

**PENDIMI I VËRTETË**

Për të realizuar pendimin e vërtetë, paraprakisht duhen realizuar disa kushte, përmbledhja e të cilave figuron si më poshtë:
- Sinqeritet për Allahun, ngase veprat që nuk i përkushtohen Atij, nuk pranohen. Allahu thotë: Shih: En-Nisa, 146.
- Heqja dorë nga mëkati menjëherë.
- Pranimi i fajit (kryerjes së mëkatit).
- Keqardhja për mëkatin e bërë.
- Vendosmëria për të mos iu kthyer më kurrë mëkateve.
- Kthimi i të drejtave të njerëzve. Nëse mëkati ka të bëjë me njeriun, atëherë duhet t'ia kompensosh dëmin që i ke shkaktuar.

Të bëhet në kohën e pranimit, sepse ka kohë kur pendimi më nuk vlen. Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Vërtet, Allahu i Madhëruar pranon pendimin derisa robit të mos i vijë shpirti në gropën e fytit (gargara)."[1]; "Vërtet, Allahu shtrin dorën e Tij natën që të falë mëkatarin e ditës dhe shtrin dorën ditën për të falur mëkatarin e natës, dhe kjo derisa të lindë dielli nga perëndimi." (Muslimi).



Si të shpresoj se më është pranuar pendimi?

Pendimi ka shenja që tregojnë pranimin, prej të cilave do të veçonim:
- Që besimtari, pas pendimit, të jetë më i mirë sesa ka qenë para se të pendohej.
- Që çdoherë të ketë frikën e kthimit tek mëkatet, ngase besimdrejti çdoherë ka frikë se si po mbaron puna e tij. Qetësinë e ndien vetëm atëherë kur të ndiejë fjalët e melaikeve: Shih:Fussilet, 30.
- Që mëkatet që bën, qofshin ato edhe të vogla, t'i shohë si shumë të mëdha, ngase besimtari, siç sqaron sahabiu i nderuar Ibni Mes'udi, i sheh mëkatet sikur të jetë ulur nën një kodër që ka frikë se për çdo çast mund t'i bjerë sipër, kurse imorali mëkatet i sheh si një mizë qe i kalon mbi hundë dhe që e largon me një lëvizje dore. Të parët thoshin: "Mos shiko sa i vogël është mëkati, po shiko sa madhështor dhe i fuqishëm është Ai të Cilit i bën mëkat!"
- Që pendimi të të bëjë modest dhe të përulur para Allahut të Madhëruar, ngase zemra e besimtarit gjallërohet pikërisht nga këto sjellje.
- Të ruajë gjymtyrët: të ketë kujdes nga gjuha, respektivisht gënjeshtra, përgojimi, bartja e fjalëve; të ketë kujdes nga barku i tij, gjegjësisht të mos hajë gjërat e ndaluara, t'i ikë kamatës dhe çdo lloj përfitimi të ndaluar; të ruajë sytë të mos shikojë gjëra të ndaluara; të mbikëqyrë duart dhe këmbët e tij nga gjërat e ndaluara; t'i kushtojë vëmendje zemrës së tij, në mënyrë që urrejtja, smira, zilia të mos kenë vend.

**Të nderuar vëllezër!**

Një prej elementeve më të rëndësishme të pendimit, është nevoja imediate e kryerjes së tij menjëherë pas mëkatit. Kjo, ngase vdekja nuk i jep afat askujt dhe mundësia për kthim nuk ekziston më. Allahu i Madhëruar thotë: "Pendim i pranueshëm tek Allahu është vetëm ai i atyre që e bëjnë të keqen nga mosdija, dhe pendohen shpejt; të tillëve Allahu u pranon pendimin, se Allahu është më i dijshmi, më i urti. Nuk është pendim (i pranueshëm) i atyre që vazhdimisht bëjnë punë të këqija dhe vetëm atëherë kur ndonjërit prej tyre t'i vijë vdekja, (Shih: En-Nisa, 17-18). Prandaj, le të nxitojmë për t'u penduar për mëkatet e mëdha e të vogla, le të jetë prioritet i prioriteteve tona pendimi, le të shfrytëzojmë këto çaste të jetës që na kanë mbetur, për të arritur pendimin, përndryshe, nesër para Allahut të Madhëruar nuk do të qortojmë askënd përveç vetes sonë. (Shih: El-A'raf, 143, El-A'raf, 23 dhe El-Ahkaf, 15).

1)Kamal Khir, Lokesh Kupta & Bala Shanmugam, Islamic Banking: A Practical Perspective, (Shah Alam: Pearson, 2008) 8.(2)Aly Khorshid, Islamic Insurance: A Modern Approach to Islamic Banking, (London: Routledge Curzon, 2004) f. 10.



# SHKENCORE

Arbër Berisha

# Perandoria Osmane dhe çështja e saj përballë sllavëve dhe nacionalizmit

Ernest Renan, studiues i kombeve dhe nacionalizmave thoshte: " Qëllimi i botës është që të mbretërojë arsyeja", dhe në të vërtetë kështu është, sepse, kur humbet logjika e pastër njerëzore, miti dhe përralla mbisundon realitetin. Neve na kujtohet shumë mirë data 28 qershor 1989 në Kosovë, kur gati një milion serbë u mblodhën pikërisht në një vend të Fushës së Kosovës apo Mëllenjave të Zeza, ku ishte zhvilluar beteja e famshme e Sulltan Muratit I, më 1389. Kosovarët gjatë një shekulli të plotë pësuan invadim, spastrim etnik, gjenocid, masakra, uzurpime, humbje të pasurisë dhe pronave të tyre si dhe të vetë jetëve të tyre. [1] Mund të thoni ju: Përse?

Sepse me rënien e Perandorisë Osmane, shqiptarët e mjerë, me shumicë myslimane, u eksperimentuan nga klikat nacionaliste, shoviniste, separatiste, paganiste, çetniko-sllave-radikaliste. Kjo u (ri)tregua edhe me djegien e Flamurit shqiptar nga serbët në Xhenova të Italisë gjatë një ndeshjeje futbolli ( Itali – Serbi ), më 12 tetor 2010, si dhe nga rusët në Shën Pjetërsburg të Rusisë, më 26 tetor 2010 gjatë ndeshjes së futbollit ( Zeniti i Shën Pjetërsburgut – Hajduku i Splitit ). Duhet kujtuar dhe masakrimi i 42 shqiptarëve myslimanë nga Kosova, më 15 janar 1999 në Reçakun e Shtimes, kurse, duke u shtyrë prapa në kohë për 15 vjet më parë, dua të kujtoj diçka tjetër, gjenocidin dhe masakrimin e mbi tetë mijë myslimanëve nga Srebrenica e Bosnjës, më 11-13 korrik 1995, nga dora e paramilitarëve militantë serbë me Ratko Mladiçin, Gjeneral-lejtnant dhe formues i armatës së Republikës Srpska, në krye.[2] Në luftën Austro-Ruso-Turke të viteve 1736-39, Rusia ishte ajo që përfitoi dhe filloi ngritjen dhe forcimin ushtarak të saj. Rusia cariste, që nga koha e Katarinës II filloi të tregonte ambicie të mëdha për t'u bërë një fuqi e madhe dhe dominuese në faktorin europiano-ballkanik. Nga ajo kohë, në fillim kundër Perandorisë Osmane e pastaj edhe kundër Austro-Hungarisë, ajo në fjalorin diplomatik dhe gjeopolitik, kishte futur idenë e pansllavizmit, rrënjët ideologjike të së cilës ishin iniciuar nga sllovakët, çekët dhe polakët dikur, kur në ato vende loxhët masonë kishin bujtinat e tyre dhe politikën ekonomiko-diplomatike. Intensiteti i propagandës ruse-pansllave gjeti rritje sidomos nga viti 1812 e këndej. Me këtë projekt, Rusia kishte për qëllim shkatërrimin e dy perandorive të kohës: Perandorisë Osmane dhe asaj Austro-Hungareze, duke iniciuar, mbështetur dhe jetësuar formimin zinxhiror të shteteve sllave në Ballkan, që më vonë do të shërbejnë si filiale apo si satelitë të interesave ruse në Ballkan e më gjerë.[3] Pas Revolucionit Frëng të vitit 1789, pothuaj të gjithë armiqtë e shtetit, me rusët në krye, filluan t'i ndërsenin të krishterët e brendshëm dhe këto ndërsime filluan të jepnin frytet e para brenda një kohe të shkurtër. Veç kësaj, me anë të lëvizjeve nacionaliste të gjallëruara në botë, u shfaqën situata të hidhura edhe te nënshtetasit myslimanë, nacionalitetesh të ndryshme nën pushtetin dhe qeverisjen osmane.[4] Sipas historianit të njohur Ibni Haldun, në këtë botë të përkohshme, ashtu si individët, edhe kombet kanë një jetëgjatësi të natyrshme. Kombet lindin si tribunë. Pastaj, duke u zhvilluar, arrijnë të bëhen elemente shtetformuese. Me një zhvillim dhe zgjerim të mëtejshëm, ato arrijnë të ngrenë perandori. Por fillojnë t'i humbin vetitë dhe vlerat, të tkurren dhe, më në fund, tërhiqen nga skena e historisë. Në vend të tyre lindin kombe të reja. Edhe ato vazhdojnë jetën sipas mundësive. Ky është një program i fatit të kombeve në skenën e historisë.[5] Kështu e përshkruan Ibn Halduni, i cili ka qenë një nga kokat gjeniale të historisë dhe diplomacisë, për të cilin historiografia moderne nuk ka shkruar thuaja fare, ashtu siç nuk ka shkruar për myslimanët që i dhanë



dritë renesansës europiane, sikur ishin: Avicena ose Ibn Sina, Averrosi ose Ibn Rushdi etj.. Ibn Halduni na tregon shum qartë se si këto perandori a kombe, kur i humbasin vlerat, tkurren dhe humbasin në mënyrë graduale. Kështu edhe shqiptarët e Perandorisë Osmane u tkurrën dhe humbën vlerat e kulturës së përbashkët të sistemit oriental osman. Duhet ditur edhe që ka dy lloje pushtuesish, pushtues kulturor dhe pushtues dinak, që shkatërron dhe uzurpon. Taktika e pushtuesit kulturor ka si qëllim progresin e vendeve që kanë mbetur në prapambeturi e në analfabetizëm. Ky pushtues kulturor, po ashtu, përveç urbanistkës dhe infrastrukturës si dhe atyre sjelljeve e veçorive ideore, psikologjike, etnike, ndërton sistemin e vlerave subjektive dhe objektive - ndikues numër një për përmirësim të shoqërisë që i ka humbur vlerat si shoqëri.

## IDETË BIZANTINE RINGJALLEN DUKE I NËPËRKËMBUR SËRISH SHQIPTARËT

Perandoria Osmane përmirësoi popujt dhe etnitë e vogla, të cilat kishin degraduar dhe ishin nëpërkëmbur, shkelur e asimiluar, sidomos nga Perandoria Bizantine. Ndërsa Stefan Dushani dhe serbët i torturonin shqiptarët me hekur të skuqur, ashtu siç mori lumi tërë shqiptarinë pas ikjes së osmanëve dhe pushtuesi sllav, ashtu siç kishte shkelur gjatë epokës bizantine, filloi projektet e tij ndaj myslimanëve dhe shqiptarëve në përgjithësi. Projektet e ideve serbe dhe greke, si "Naçertanija" dhe "Megalidea", më 1844, të cilat ishin polika vazhduese të Bizantit të hershëm. Në këto kushte të reja, Greqia shoviniste vrau e preu me mijëra myslimanë çamë dhe i shpronësoi

masivisht, kështu që ata u detyruan të braktisnin me dhembje pronat dhe pasuritë, vatrën amtare... dhe të shpërndaheshin në krahina të ndryshme të Shqipërisë londineze.[6] Rusia, që nga viti 1812, në paqen e Bukureshtit, nga Perandoria Osmane kishte kërkuar me këmbëngulje njëfarë lloj pavarësie për Serbinë, prandaj edhe Serbia, më pastaj, në vitin 1816, nga Turqia u njoh si një principatë administrative.[7] Milosh Obrenoviç kishte bërë një lloj marrëveshjeje me Perandorinë Osmane, në vitin 1816, me të cilën arriti të fitonte njëfarë lloj pavarësie, që në realitet ishte një pavarësi administrative. Kjo farë “ Pavarësie Administrative“, që arriti Milosh Obrenoviç, më vonë u bë edhe si një “Principatë trashëguese “ , e cila, më pastaj, me traktatin e Berlinit (1878), bëri të mundshme që Serbia, nga fuqitë e EUropës, të njiheJ edhe si shtet i pavarur.
Për të realizuar idetë e saj pansllave, Rusia nxiti dhe mbështeti fshehurazi popujt sllavë të Ballkanit (në Bosnjë e Hercegovinë, në Bullgari, në Serbi dhe në Malin e Zi), që të ngriheshin në kryengritje kundër Perandorisë Osmane. Pra, pikërisht kjo ishte politika sllave që e luftoi atë osmane islame dhe i ndihmoi popujt joislamë, të cilët do t’u bënin gjëmën shqiptarëve mysliman të shpërngulur nga Toplica. Procesin e kolonizimit të trojeve shqiptare me elementin sllav, shpopullimin e etnitetit shqiptar, serbizimin, që gjatë periudhave më të fundit, Beogradi e zbatoi në mënyrë të veçantë gjatë “Krizës-Lindore”(1875)[8]. Në Luginën e Nishit, gjatë kësaj periudhe u vranë e masakruan 35.000 shqiptarë. Në një lagje të Nishit të banuar nga shqiptarë (dokumentet osmane vërtetojnë praninë e banorëve shqiptarë në qytetin e Nishit), u plaçkitën e u dogjën 300 shtëpi. “Disa familje shqiptare iknin dhe tërhiqeshin luginës së Moravës Jugore nëpër të ftohtët e madh, nëpër grykën e Gërdelicës, deri te Vranja e Kumanova[9]. Shkrimtari serb Jovan Haxhivasilev, duke shtjelluar politikën shfarosëse serbe ndaj elementit shqiptar, shkruante: “Dëbimi i shqiptarëve u bë me qëllim që Serbia të bëhej shtet i pastër nacional dhe, të krijohet mundësia që aksioni i mëtejmë të drejtohet nga Kosova”.[10]”...Pothuajse të gjithë banorët e pjesës perëndimore të sanxhakut të Nishit që iu dorëzua Serbisë, ishin shqiptarë të besimit mysliman, prandajë kur ky sanxhak u pushtua nga ushtria serbe, popullsia nuk i bëri ballë pushtuesit. Ajo, e tëra iku në vilajetin e Kosovës duke lënë tërë vendin të braktisur”. John Ross.[11]

(1) Serge Metais, “ Historia e shqiptarëve nga ilirët tek pavarësia e Kosovës”, Sh.b. 55, Tiranë 2006, f. 367. (2) http://en.Wikipedia.org/Wiki/Srebrenica_massacre. (3) Eqrem Zenelaj, “ Çështja shqiptare nga këndvështrimi i diplomacisë dhe gjeo-politikës së Austro-Hungarisë (1699-1918 ) “, Sh.b. Faik Konica, Prishtinë 2010, f. 136.(4) Osman Nuri TOPBASHA” OSMANËT Me personalitete dhe institucionet e tyre monumentale .” Sh.b. Progresi, Shkodër shkurt 2009, f. 534, 538 .(5) Ibid, f. 545. (6) Grup autorësh “Historia e Popullit Shqiptarë vëllimi II “Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Botimet Toena Tiranë 2002 f. 102 (7) Dr. Alb.Friedr.Berner : Die Orientalfrage, Berlin 1878, f. 6 (8) /webcache.googleusercontent.com . (9) Stefan L. Popoviq, “Putovanje po novoj Serbiji”, Beograd, 1950, f. 345. (10) Dr. Jovan Haxhivasiljeviq, “Albanska kongra”, Beograd, 1909, f. 14 - 15



Dr. Islam Hasani

# Jeta ekonomike sipas Islamit

Jeta ekonomike sipas Islamit ngrihet mbi baza dhe instruksione Hyjnore. Fitimi për të jetuar duke bërë një punë të ndershme, jo vetëm që është detyrë, po është edhe një virtyt i lartë i njeriut. Të varurit nga dikush tjetër për dikë që është në gjendje të punojë, të jetojë pa bërë ndonjë angazhim, - në aspektin fetar është mëkat dhe në të njëjtën kohë nënçmim në shoqëri. Myslimani është i udhëzuar nga Zoti që të jetojë i pavarur ekonomikisht dhe të mos mbetet barrë e dikujt tjetër. Islami respekton të gjitha profesionet për të fituar për ta ushqyer familjen, përderisa nuk ka ndonjë element të ndaluar në të. Me vetëdije të plotë dhe me shumë respekt nga shoqëria, myslimani mund të përvjelë mëngët dhe të punojë me krenari çdo punë që të ketë në dispozicion për të siguruar gjërat e nevojshme për të dhe ata që janë nën kujdesin e tij. Pejgamberi a.s. raportohet të ketë thënë se është shumë më mirë për secilin të marrë litarin dhe të bartë dru nga mali për t'i shitur dhe për t'u ushqyer e për të dhënë sadaka, sesa të kërkojë lëmoshë nga të tjerët. Pa marrë parasysh llojin, puna, përderisa është e lejuar, nuk e ul statusin e një njeriu të mirë dhe të drejtë në shoqëri. Sipas sistemit ekonomik, i cili bazohet në ligjet Islame, ndërmarrësi privat është përgjegjës edhe për prosperitetin e shoqërisë dhe zhvillimin e shtetit, dhe shteti është përgjegjës për sigurinë e tyre. Konfliktet ndërmjet klasave, të cilat janë paraparë në ekonominë socialiste, dhe dallimet ndërmjet shtresave në ekonominë kapitaliste, në ekonominë islame janë zëvendësuar me bashkëpunim dhe harmoni; frika dhe dyshimi janë shëruar me sigurim të përbashkët dhe me besueshmëri. Sistemi ekonomik, sipas Islamit, nuk është ndërtuar vetëm në kalkulimet aritmetike dhe kapacitetin e prodhimit, po është nisur dhe ndërtuar në dritën e një sistemi gjithëpërfshirës të moralit e të parimeve ekonomike. Personi që punon për një person tjetër apo ndonjë kompani ose institucion, është i mbikëqyrur dhe ka përgjegjësi edhe nga Zoti për ta bërë punën e tij me nder dhe efekt. Pejgamberi a.s. ka thënë, nëse dikush merr të kryejë ndonjë punë, Zoti dëshiron ta shohë atë duke e kryer punën mirë dhe me plot zell. Pasi të kryhet puna, punëtori e ka të drejtën e pagesës për shërbimet

e tij. Nëse punëdhënësi dështon për ta paguar me një pagesë reale ose tenton t'ia zvogëlojë apo eliminojë komplet, ky është një akt që dënohet nga ligji i Zotit.

## PËR TRANSAKSIONET BIZNESORE KA NJË VËMENDJE TË MADHE NË ISLAM

Tregtia e ndershme është e lejuar dhe e bekuar nga Zoti i Lartësuar. Biznesi mund të ndërmerret nga individë, kompani, agjenci e forma të ngjashme, porse të gjitha marrëveshjet duhet të përfundojnë me transparencë dhe sinqeritet. Mashtrimi, fshehja e defekteve të prodhimeve, keqshfrytëzimi i nevojave të klientëve, monopoli i prodhimeve të caktuara për ta ngritur çmimin në mënyrë të padrejtë, - të gjitha këto dënohen me ligjin islam. Nëse dikush dëshiron të bëjë një jetë të ndershme, ajo duhet të bëhet përmes mjeteve dhe metodave të ndershme. Sepse, përndryshe, fitimi në mënyrë të palejuar, jo vetëm që nuk shpërblehet me sukses në këtë botë, po pronarin e tij e pret edhe një dënim më i madh në Botën tjetër. Për t'i eliminuar këto, Islami kërkon sinqeritet në biznes, ua tërheq vërejtjen mashtruesve, inkurajon punë të ndershme dhe ndalon kamatën apo marrjen e normës së interesit vetëm për shkak të dhënies së parave, pa ndërmarrë ndonjë aktivitet tjetër dhe pa u kushtëzuar edhe me bartjen e rrezikut. Kjo është për të treguar se njeriu posedon me të drejtë vetëm atë për se ka punuar, dhe se eksploatimi i nevojave të ndryshme të njerëzve është jofetar, jonjerëzor dhe i pamoralshëm. Allahu i Madhëruar ka porositur në Kuranin famëlartë (Shih: " (El-Bekare, 275-276) Përveç ndalimit të kamatës, si një mjet eksploatimi, Allahu i Madhërishëm ka vendosur rregulla edhe për balancim të drejtësisë për të mos tejkaluar kufirin në njërën apo tjetrën anë. Kjo është për ta udhëzuar njeriun që t'i përmbahet drejtësisë në çdo transaksion ekonomik. Ardhmëria për mashtruesit është pa sukses dhe e hidhur. (Shih: El-Mutaffifinë, 1-6). Ekzistojnë shumë hadithe, të cilat i përjashtojnë mashtruesit, eksploatuesit dhe biznesmenët e pasinqertë nga grupi i myslimanëve të vërtetë. Çdo marrëveshje biznesi, e cila përmban në vete padrejtësi a mashtrim, gjykohet si e pavlerë sipas rregullave ekonomike islame. Qëllimi kryesor i legjislacionit islam rreth ekonomisë dhe biznesit, është që të sigurojë të drejtat individuale dhe të ruajë solidaritetin shoqëror dhe moralin e lartë në botën e biznesit dhe fuqizimin e Ligjit të Zotit në këtë sferë të ndërmarrësisë. Është shumë logjike që infrastruktura ligjore e ekonomisë islame të kujdeset për aspekte si këto që u përmendën, sepse ky ligj duhet të përfshijë patjetër edhe çështjet shoqërore krahas atyre ekonomike.Ndërmarrësve të bizneseve u është bërë me dije vazhdimisht fakti se ata janë agjentë apo kujdestarë të caktuar nga Zoti për të administruar pasurinë e tyre. Nuk ka ndonjë ndalesë në Islam për myslimanët që të përfitojnë dhe pronësojnë gjëra materiale përderisa kjo bëhet përmes punës ligjore dhe të ndershme. Porse është dhe mbetet e vërteta që njeriu vjen në këtë botë duarthatë dhe largohet nga kjo botë në të njëjtën mënyrë. Kjo, jo vetëm që është një realitet i jetës, po ka edhe një rëndësi të madhe në sjelljet e njeriut. Kjo të pasurin e bën të shpenzojë për ato gjëra që është porositur nga Zoti i Madhëruar dhe të kontribuojë në çështjet madhore. E bën njeriun të brengoset dhe të ndiejë përgjegjësi për nevojat e shoqërisë dhe i jep njeriut një rol të rëndësishëm në përmirësimin e gjendjes jo të mirë të shoqërisë në përgjithësi. E ruan njeriun nga egoizmi, zilia dhe padrejtësia. Ky është koncepti rreth pasurisë në ekonominë islame, dhe ky është qëllimi i pasurisë sipas mësimeve islame. Kurani pasurinë e konsideron një test dhe obligim të madh ndaj shoqërisë, dhe jo një privilegj ose mjet eksploatimi. (Shih: El-En'am, 165)

## RREGULLA DHE KUFIZIME NË INVESTIME EDHE NË SHPENZIME

Njeriu është i inkurajuar të punojë, të ndërmarrë aktivitete biznesi dhe gëzon të drejtën për të pasur pronë private. Vetë fakti se njeriu është një i besuar i Zotit për të udhëhequr në tokë, në vete ka masat e nevojshme për të siguruar që ndërmarrjet dhe pronësia e tij të konsiderohen si një amanet për të. Njeriu ka të drejtën e fitimit, investimit dhe shpenzimit, por për të gjitha këto aktivitete ai është i udhëzuar që të mos i bëjë me papërgjegjësi dhe për të gjitha aktivitetet e tij ai është përgjegjës tek Zoti i Madhëruar. Atë që posedon njeriu, nuk ka liri të pakufizuar për ta shpenzuar ose investuar ashtu sikur dëshiron ai. Ekzistojnë rregulla dhe kufizime edhe të investimit, po edhe të shpenzimit të pasurisë private, të cilave duhet t'u përmbahet secili. Në udhëzimet e Kuranit, Zoti e ka obliguar të pasurin që t'i përmbushë obligimet financiare ndaj shoqërisë (p.sh. pagesa e zekatit dhe e sadakasë), dhe të ketë masë në shpenzimet private, për të mos shpenzuar në mënyrë ekstravagante. Njeriut i kujtohet vazhdimisht fakti se Zoti është Furnizuesi dhe Pronari Absolut i tërë pasurisë në këtë botë.(Shih: El-Isra, 26-27 dhe El-Isra: 29-30). Si përfundim mund të themi se Islami ka rregulluar çdo aspekt të jetës, përfshirë këtu edhe çështjet ekonomike. Ka bërë rregulla edhe për punëdhënësin edhe për punëmarrësin. Punëdhënësit i bëhet me dije se pasuria është edhe obligim e jo vetëm privilegj apo e arritur e tij personale, sepse Zoti i Madhërishëm është Ai Që furnizon. Për këtë arsye edhe ka vënë rregulla edhe kufizime në investime edhe në shpenzime. Kurse për punëtorin a punëmarrësin, ka bërë rregulla që ai të punojë me dinjitet dhe me efikasitet në punën e kontraktuar, sepse ajo është edhe emanet nga Zoti, për se secili do të japë llogari para Tij.




Mr. Samir B. Ahmeti

# GUINEA-BISAO

### TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Guinea-Bissau.
- Emri zyrtar: Guinea-Bisao .
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 36,125 $km^2$.
- Numri i banorëve: 1.647.000 (2010).
- Dendësia: 44.1 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Myslimanë 50%, të krishterë 10% dhe besime lokale pagane 40%.
- Kryeqyteti: Bisau, që konsiderohet qyteti më i madh në vend.
- Qytetet e tjera: Bafata, Boulama, Gabu, Quinara dhe Tombali.
- Grupet etnike: Balanë 30%, foula 20%, mandigue 14%, papeulë, manjakë, makagne dhe manodio 36%.
- Gjuhët kryesore: Portugezishtja (gjuhë zyrtare) dhe disa gjuhë lokale.
- Njësia monetare: Frang Bizu Gini (i Afrikës së Mesme) (1 XOF = 0.0015 EUR).
- Data e pavarësisë: 24 shtator 1973
- Festë kombëtare: 24 Shtator 1973

### POZITA GJEOGRAFIKE

Republika e Guinea Bisaut, si njëri nga shtetet më të vogla në Afrikë, bie në bregun perëndimor të kontinentit afrikan, dhe ka dalje në oqeanin Atlantik. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 724 km. Republika Guinea Bisau nga veriu kufizohet me Senegalin me një gjatësi prej 338 km, nga jug-lindja me Guinean në një gjatësi deri në 386 km, dhe nga perëndimi me oqeanin atlantik në gjatësi prej 350 km. Bazuar në të dhënat e vitit 2007, Republika Guinea Bisau ka gjithsej 27 aeroporte, por vetëm 3 prej tyre janë të asfaltuara, kurse 24 të tjerat të paasfaltuara. Në vend ka lumenj të shumtë, me mundësi kapaciteti për navigacion, por vetëm në distanca të kufizuara. Në vend ka edhe disa porte detare, prej tyre më kryesoret janë: Bisau, Buba, Cacheu dhe Farim[3]. Republika e Guinea Bisaut ka disa institucione të larta mësimore, si: Universiteti Amilcar Cabral, Universiteti Colinas de Boé, Universiteti Lusófona, Universiteti Jean Piaget, etj.[4].

Bisau: Si kryeqytet i Guinea Bisaut konsiderohet qyteti më i madh në vend. Aty gjendet edhe porti më i madh dhe kryesor tregtar i Republikës, i cili ka shtrirje buzë brigjeve të oqeanin Atlantik dhe që quhet po me emrin e kryeqytetit të vendit. Nga ky port i rëndësishëm bëhet eksportimi i mallrave, produkteve dhe prodhimeve bujqësore, si misri, orizi, arrat, pambuku, fëstëku, vaji i palmës, që të gjitha eksportohen drejt shteteve fqinje. Përveç kësaj, edhe druri tropikal, i cili, pas prerjes së tij në pyjet e kryeqytetit, eksportohet në shtetet fqinje dhe në ato botërore, ka merita për ekonominë e vendit. Në Bisau gjenden edhe qendrat administrative dhe ushtarake të vendit. Statistikat e vitit 2007 rreth numrit të banorëve të këtij qyteti shënojnë 407.424 banorë. Gjatë luftës civile në këtë qytet janë shkatërruar shumë ndërtesa. Në kryeqytet gjenden edhe një numër i konsiderueshëm xhamish dhe qendrash islame, në të cilat mësohet gjuha arabe dhe nxënia përmendsh e Kuranit[5].

### HISTORIA E GUINEA BISAUT

Zbulimi i Republikës Guinea Bisau u bë nga portugezi Nuno Trictao në vitin 1446. Kolonialistët në ishujt e Cape Verde arritën të drejtën tregtare në këto territore. Ndërsa, në vitin 1879 u ndërprenë lidhjet, që më parë lidhnin ishujt e Cape Verde me Guinea Bisau. Pastaj, në fillim të shekullit njëzet, portugezët arritën qetësimin e disa njerëzve të fiseve të vendit, por rezistenca ndaj sundimit kolonialist nuk pushoi. Kurse, në vitin 1956 në vend u themelua partia afrikane, për pavarësimin e Guinea Bisaut dhe Cape Verdes. Dhe aty filloi një luftë guerile, që brenda disa ditësh mori rritjen e ndikimit në popull. Pastaj, në vitin 1974 rezistenca popullore e vendit arriti të kontrollonte zonat më të mëdha rurale, si dhe të formonin një qeveri, e cila u njoh nga dhjetëra

shtete. Në muajin prill të vitit 1974 në Portugali u bë grushtshtet ushtarak, i cili hapi dyert e shpresës për realizimin e lirisë së vendit. Ndërsa, në muajin gusht të atij viti (1974) Qeveria e Lisbonës nënshkroi një marrëveshje, sipas së cilës, këtij vendi afrikan i jepej pavarësia, duke filluar nga data 10 shtator 1974. Vendi mori emrin Guinea Bisau dhe presidencën e parë të Republikës e mori Luis Cabral[6].

## PËRHAPJA E ISLAMIT NË GUINEA BISAU

Historiku i përhapjes së Fesë Islame në territorin e Republikës së Guinea Bisaut i takon lëvizjes së murabitëve (1056-1060 / 1147), të cilën e themeloi princi Jahja ibn Ibrahim El Xhedali. Gjithashtu, merita u përket edhe disa grupeve myslimanësh, të cilët filluan formimin e lidhjeve të tyre me zonat e Mauritanisë, duke bërë shtrirjen e lidhjeve të tyre edhe në territorin e Senegalit, e prej aty në vendet përreth, që përfshijnë edhe Guinea Bisaun. Murabitët në këto zona qëndruan një kohë të gjatë. Andaj, lëvizja islame e murabitëve, që nga fillimi i lidhjeve të saj me zonat e sipërpërmendura, ka treguar një sukses në vitin 432 h / 1040 m. Që nga kjo kohë, Feja Islame ka qenë feja e tërë popullatës së këtyre zonave. Një grup historianësh, hyrjen dhe përhapjen e Fesë Islame në këto zona ua detyrojnë tregtarëve myslimanë, të cilët kishin arritur në këto zona me aktivitetet e tyre tregtare. Mandej, banorët e këtyre zonave u ndikuan nga thirrja islame e tregtarëve myslimanë, që i nxiti ata të hynin në Fenë Islame me vetëdëshirë. Historianët përmendin edhe një mendim tjetër rreth kësaj çështjeje, që mund të jetë edhe më i përkrahuri nga të gjithë, duke theksuar se të gjithë faktorët e lartpërmendur kontribuan në përhapjen e Islamit dhe forcimin e parimeve të tij në këto zona. Mirëpo, ashtu siç e thekson edhe historiani i njohur sudanez Prof. Abdullah Et-taj-jib, faktori esencial në përhapjen e Fesë Islame në këto zona ishte fërkimi ose kontakti i afrikanëve me Islamin, i cili ishte që kur ashabët e nderuar, në fillim të thirrjes islame dhe me urdhrin e Muhamedit a.s., bënë shpërngulje në zonat e Habeshes – Etiopisë së sotme, e cila në atë kohë ishte më e gjërë sesa është në ditët tona – . Në fund, mund të themi se hyrja dhe përhapja e Fesë Islame në Guinea Bisau ka qenë shumë e hershme, ashtu siç ka lënë gjurmë të rrënjosura nëpër këto zona[7].

## KLIMA

Guinea Bissau ka një klimë tropikale, me stinë të thatë dhe të lagësht. Temperaturat mesatare gjatë stinës së thatë arrijnë deri në 23 gradë Celsius, në mes muajve dhjetor e maj. Ndërkaq, në stinën e lagësht demperaturat mesatare arrijnë deri në 28 gradë Celsius, në mes muajve qershor e nëntor. Por, nëse shikojmë çdo zonë të shtetit, mund të thuhet se klima është tropikale në Guinean Bregdetare, sub-tropikale në Guinean Pyjore, sudaneze në Guinean e Sipërme dhe mesatare në Guinean Qendrore[8].

## GJENDJA EKONOMIKE

Burimet bujqësore, minerale dhe potenciali industrial i Republikës së Guinea Bisaut janë ende të pashfrytëzuara. Më shumë se 50% e fuqisë punëtore në vend merret me punimin e tokës. Ndër të lashtat kryesore bujqësore në vend, janë këto: fasulja, arra, kokosi, misri, kikiriki dhe orizi. Gjatë luftës për çlirimin e vendit, veprimtaria bujqësore ishte ndërprerë, saqë ishin shkatërruar fusha të mëdha tokash bujqësore. Si rezultat i asaj situate, ndonëse vendi ishte ekportues i orizit, u detyrua të importonte për të siguruar nevojat e këtij artikulli të rëndësishëm ushqimor. Sektori industrial – për shkak të veprimtarisë së vogël – angazhon përqindje të vogël të fuqisë punëtore në këtë vend. Ndërsa sektori i ndërtimtarisë dhe i industrisë ushqimore konsiderohen prej sektorëve më të mëdhenj industrialë për fuqinë punëtore. Kikiriki konsiderohet prej eksporteve kryesore të Guinea Bisaut. Përveç kësaj, në vend ka edhe disa prodhime që i sjellin përfitime vendit, si arra dhe kokosi, që rriten me bollëk përgjatë brigjeve të ishujve të vendit. Kurse, në krye të listës së importeve të vendit, renditen karburantet dhe tekstili i pambukut. Portugalia është partneri kryesor tregtar i Guinea Bisaut. Pas përfundimit të luftës për lirinë e vendit, rritja e prodhimeve bujqësore ka qenë nga prioritetet kryesore të qeverisë, në mënyrë që të siguroheshin nevojat e vendit për prodhimet ushqimore. Për këtë arsye shteti ka punuar në planifikimin e projekteve, që synojnë përfitimin nga toka e pakultivuar dhe përtëritjen e teknologjisë bujqësore. Qëllimi i këtyre projekteve ishte që të sigurohej mundësia e punësimit për veteranët e luftës ose për pjesëmarrësit në beteja, që u zhvilluan për çlirimin e vendit. Po ashtu ishte planifikuar nga ana e qeverive të Republikës, që nga pavarësia e këndej, që të shfrytëzoheshin pasuritë minerare të vendit, si boksiti, bakri, fosfatet, zinku dhe minerale të tjera. Megjithatë, për shkak të paqëndrueshmërisë politike dhe mungesës së punëtorëve të kualifikuar e të trajnuar, qeveritë e lartpërmendura të vendit nuk kanë arritur suksese në zbatimin e projekteve të zhvillimit[9].

(1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f.76. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botës Islame, f.89. Logos-a, 2009, Shkup. Muhamed ibn Nasir El Ubudi; Min Guinea Bisau ila Guinea Konakri, f.15,16,17. Mektebetu El Melik Fehd El Vetanije, 1995 Rijad, Arabia Saudite. (Këtë libër e kam huazuar nga interneti).(2) www.moqatel.com.(4) en.wikipedia.org.(5)Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 362. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. (6) Muhamed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f.406. Mektebetul Adab, 2007 , Kajro. (7) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhamed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f. 325, 326. Boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Aman – Jordani, 1994 (8) mousou3a.educdz.com. (9) mousou3a.educdz.com



Muhamed Ratib En-Nablisi

# Milingonat insekte sociale

Milingonat janë një nga llojet e insekteve sociale. Janë në çdo vend dhe në çdo kohë.Ekzistojnë më shumë se nëntë mijë lloje milingonash. Disa milingona jetojnë një jetë të qëndrueshme në vendbanime të tyre të rregulluara dhe përforcuara shumë mirë. Disa të tjera jetojnë një jetë nomade duke u transferuar në çdo kohë dhe duke mos qëndruar në një vend ashtu si bëjnë edhe beduinët. Disa prej tyre ushqimin e tyre e fitojnë me mund dhe sakrificë, kurse disa prej tyre fitojnë duke bërë tradhti e duke sulmuar dhe zotëruar e kontrolluar rivalë të tjerë. Milingona është nga lloji i insekteve sociale dhe në rast izolimi, ato vdesin. Edhe në qoftë se kanë ushqim të mirë e të bollshëm dhe një vend të mirë e kushte të mira, mu ashtu si një qenie njerëzore, në qoftë se izolohet në një vend larg nga drita, zëri, koha, ora, nata dhe dita për njëzet ditë, insekti humb ekuilibrin mendor. Milingonat i japin njeriut një mësim shprehës për bashkëpunim, në rast se një milingonë e uritur takohet me një tjetër të ngopur, milingona e ngopur i jep së uriturës sasi ushqimesh nga trupi i saj. Në sistemin e saj të tretjes ka një pompë ushqyese. Milingonat kanë mbretëreshë të madhe, e cila ka për detyrë prodhimin e vezëve dhe të japë udhëzime. Ajo ka një vend të sigurt në vendbanimet e milingonave dhe është në kontakt të vazhdueshëm me të gjithë anëtarët e Mbretërisë.

### JETA SHOQËRORE

Milingonat punëtore kanë një sërë detyrash të ndryshme, nga detyrat e punëtoreve janë rritja dhe edukimi i pasardhësve të tyre, dhe kjo është e ngjashme në jetën e njeriut me sektorin e arsimit. Në mesin e milingonave ka ushtarë më të mëdhenj, që i kanë kokat sikur të kishin mbi to kapela ushtarake, dhe ky sektor është i ngjashëm me atë të ushtrisë në shoqërinë e njeriut. Detyra e tyre është ruajtja e Mbretëreshës dhe sigurisë, si dhe për t'iu kundërvënë agresionit. Nga detyrat e punëtoreve është edhe pastrimi i shtëpive e korridoreve, dhe kjo është e ngjashme me sektorin komunal tek njeriu. Nga detyrat e tyre është tërheqja e trupave të të vdekurve në shtëpi dhe varrosja e tyre në tokë, e kjo ngjan me zyrat për varrosjen e të vdekurve. Nga detyrat e punëtoreve është sjellja e ushqimit nga jashtë mbretërisë, dhe ky sektor është i ngjashëm me sektorin e importimit.

Nga detyrat e punëtoreve është mbjellja e kërpudhave, dhe kjo është e ngjashme me sektorin e bujqësisë. Nga detyrat e punëtoreve është mbarështimi i insekteve femra, nga të cilat milingonat jetojnë nga lëngu i tyre, dhe ky sektor është i ngjashëm me sektorin e bagëtive. Milingonat ndërtojnë qytete dhe hapin rrugë e gërmojnë tunele, ruajnë dhe depozitojnë ushqimin në magazina. Disa lloje të milingonave mbjellin kopshte e bimë të kultivuara, e disa lloje milingonash zhvillojnë luftëra ndaj fiseve të tjera, për të marrë peng të burgosurit nga milingonat e sulmuara.

### SHPIRT KOMUNITETI DHE PËRKUSHTIMI

Allahu xh.sh. në ajetin kuranor thotë: "Deri atëherë kur arritën mbi luginën e buburrecave, një buburrec tha: "O ju buburreca, hyni në vendet tuaja që të mos ju copëtojë Sulejmani dhe ushtria e tij duke mos ju vënë re". ( En-Neml,18)Allahu xh.sh. me këtë ajet vërteton ekzistencën e komunikimit dhe një lloj diturie tek milingonat, si dhe shpirtin shoqëror, sikur u cek në ajet; ku milingona nuk mendoi vetëm për shpëtimin e saj por nxitoi të paralajmëronte shoqërinë e saj nga shkatërrimi, i cili mund t'i godasë nga Sulejmani dhe ushtria e tij.E tëra kjo tregon për shpirtin shoqëror dhe bashkëpunimin e ndërsjellë si dhe sakrificën në rrugë të saj. Milingonat kanë një tru të vogël dhe qeliza nervore e nerva, për të vlerësuar të dhënat dhe hartat e ndryshme, të cilat i dërgojnë ato deri te ushqimi dhe vendndodhja e tyre. Milingonat kanë një lloj sjelljeje mendore dhe milingona është një nga insektet me të mençura. Ajo gjithashtu sheh me rreze të dritës, të cilat njeriu nuk mund t'i shohë. Milingonat kanë një gjuhë kimike, cila ka dy detyra: komunikimin dhe alarmimin. Në rast se vritet ose shkatërrohet një milingonë, ajo lëshon një erë, përmes së cilës ajo alarmon milingonat e tjera nga ky rrezik. Asnjë milingonë nuk mund të hyjë në mbretërinë e saj pa treguar fjalëkalimin e saktë. Milingona posedon një organ tretës, i cili përbëhet nga goja, lukthi, zorrët, organi thithës dhe organi pompë.

### SJELLJE MENDORE

Shkencëtarët kanë hulumtuar mënyrat e të jetuarit të milingonave. Ata i befasoi puna e tyre serioze dhe e mundimshme në sigurimin e ushqimit të tyre duke bashkëpunuar në mes tyre dhe duke i ndarë detyrat dhe obligimet në mes tyre, me një saktësi e vendosmëri. Milingonat kanë një sistem shumë preciz në jetën e tyre. Kanë një komandues, i cili i urdhëron dhe udhëzon; kanë vendbanimet e tyre, që janë të ndara në dhoma dhe magazina ushqimi, të cilat kanë një sistem roje të ashpër gjatë gjithë kohës. Në disa raste këto vendbanime janë fshatra të tëra sikur të ishin koloni të ndërtuara, të cilat lidhen në mes tyre me rrugë dhe korridore, përmes të cilave orientohen për të dalë mbi sipërfaqen e tokës. Në mesin e milingonave ka lloje që vendbanimet e tyre i ndërtojnë mbi sipërfaqen e tokës, nga gjethet dhe degët, dhe kjo ndodh më shumë nën lisat e bredhit. Po ashtu, ato gërmojnë lisat e mëdhenj dhe ndërtojnë vendbanimet e tyre, ashtu sikur edhe njeriu kur i gdhendte kodrat për të banuar. Megjithëse milingonat nuk kanë mjete për të punuar, ato ndërtojnë godina me një saktësi shumë të lartë, duke përdorur gërshërët që i kanë në gojën e tyre, me të cilat përtypin atë thërmojnë e pastaj ndërtojnë. Ndoshta ato që ndërtuan egjiptiasit nga godinat e banimi dhe piramidat, ishte një imitim i milingonave. Milingona ka një kokë, mes dhe bisht, ka gjashtë këmbë me të cilat vrapon shumë shpejt. Disa lloje kanë edhe krahë që i ndihmojnë të kërcejnë. Milingona ka pesë sy: dy sy anash kokës, që përbëhen nga mijëra sy të vegjël të bashkangjitur e të renditur me saktësi të lartë dhe i japin mundësinë për të parë, dhe të gjithë shohin si të ishin një sy, kurse tre sy të tjerë janë të vendosur në formën e trekëndëshit mbi të dy sytë, ata janë sy të thjeshtë. Sytë e mashkullit janë më të mëdhenj se ata të femrës dhe janë më të afruar në mes tyre për shkak të detyrave dhe obligimeve që kanë meshkujt. Çdo milingonë ka dy brirë të gjatë, të cilët kryejnë funksionin e duarve dhe këmbëve për bartjen e ushqimit.

### KUJDESTAR DHE EDUKATOR

Milingona femër i vë vezët në afërsi të vendbanimeve të të rriturve, dhe ato caktojnë edukatoret, të cilat kujdesen ditën e natën për vezët e tyre, duke siguruar temperaturën e duhur derisa të hapen vezët dhe të dalin ato si mana të vegjël të cilët nuk kanë as krahë e as këmbë. Për to kujdesen edukatoret që i ushqejnë, e të vegjlit ushqehen me oreks të madh për disa javë,

pastaj, me gojën e tyre formojnë një top të mëndafshit, në të cilin flenë. Pas kalimit të disa ditëve, ata zgjohen dhe me gojën e tyre shpojnë mbulesën e dalin jashtë me krahët dhe këmbët; në këtë veprim i ndihmojnë edukatoret e tyre që i pastrojnë. Milingonat e pëlqejnë pastërtinë shumë. Milingonat punojnë në fshatrat e tyre me një disiplinë të mahnitshme e shumë të rreptë, dhe nën mbikëqyrjen e milingonave që janë me kokat dhe këmbët më të rritura. Të vegjlit mbeten në vendbanimet dhe dhomat e tyre duke gërmuar dhe duke u rritur nën mbikëqyrjen e edukatoreve. Milingonat, po ashtu, bëjnë me përgjegjësi edhe sigurinë, pastrimin, ose mbajtjen e furnizimeve të mbushura nën mbikëqyrjen e milingonave; ata refuzojnë t'u zbulojë ndokush sekretet e tyre, ose depërtimin në bazën e tyre të mahnitshme për ta parë mënyrën e jetesës.

### LENDË KIMIKE DHE PROGRAMIM I MREKULLUESHËM

Shkencëtarët gjetën se, kur dalin jashtë fshatit, milingonat lëshojnë një lëndë kimike me erë të vogël në çdo distancë të caktuar, kështu që milingona mund të identifikojë rrugën për t'u kthyer prapa. Dhe, në rast se dikush largon efektin e kësaj lënde kimike, milingonat nuk mund të gjejnë rrugën dhe mënyrën për t'u kthyer prapa. Nëse një milingonë sheh diçka dobishme dhe nuk është mjaft e fortë për ta bartur, ajo shpërndan rreth saj erë, dhe merr një pjesë e kthehet tek milingonat e tjera për t'u treguar dhe për të kërkuar ndihmë, e pastaj organizohen në grupe të mëdha për të shkuar tek vendi dhe për ta bartur atë dhe për ta depozituar në vendin e tyre. Duhet ditur se milingonat kanë një muskulaturë shumë të fortë që mund të matet me muskujt e shumë sportistëve dhe mundësve, në mënyrë që një milingonë të mund të bartë një peshë më të rëndë se pesha e saj tre mijë herë, pa probleme, përmes grykës së saj. Shkencëtarët kanë gjetur se, kur ngordhin, milingonat shpërndajnë një erë të veçantë, duke alarmuar pjesën tjetër të milingonave për të shpejtuar që ta varrosin, në mënyrë që të mos arrijë ndonjë nga insektet e huaja për ta ngrënë. Kur shkencëtarët vunë një pikë të kësaj ere mbi trupin e një milingone të gjallë, milingonat e tjera nxituan dhe e varrosën atë ashtu të gjallë.

### INSTINKT PËR TË RUAJTUR USHQIMIN

Milingonat janë nga insektet e pakta, të cilave Allahu u dha instinktin për të ruajtur ushqimin. Milingona i mban kokrrat në shtëpinë e lagësht dhe të ngrohtë nën tokë, pa u shkaktuar dëme. Milingonat kanë krijimtari të aftë për mënyrat e ruajtjes së ushqimeve: milingona e ndan kokrrën e grurit në dy pjesë , ndërsa kokrrat e perimeve të tjera ajo i qëron për të mos lejuar rritjen e tyre të sërishme, ose e lë të thahet disa javë në ajër e temperaturë të caktuar, për ta bërë mbjelljen e saj kur ajo lulëzon dhe rritet derisa të formojë trup e pastaj e pret dhe e lë për t'u tharë duke u bërë e gatshme për depozitimin e saj si ushqim gjatë stinës së dimrit. Milingonat fekondojnë gjethet e copëtuara me një lloj jashtëqitjesh të fluturave të veçanta, dhe atëherë ajo rritet e mbuluar me një lloj kërpudhash, që quhet – buka e sorrave - me të cilën ushqehen milingonat; disa milingona sjellin vezë të (aphideve) një morr bimësh në folenë e tyre, për t'i mbajtur derisa të zhvillohen dhe pastaj i vënë mbi gjethe, të cilat qesin një lloj lënde e në mbrëmje i sjellin prapë në folenë e tyre, pastaj milingonat i mjelin duke u ushqyer me të. Çdo morr jep afër dyzet e tetë pika nga kjo lëndë gjatë 24 orëve. Duhet ditur se këtyre insekteve u ndërtohen dhoma të veçanta për të banuar në to.

### SI E NJOHIN MILINGONAT NJËRA-TJETRËN

Milingonat njohin njëra-tjetrën pa ndonjë shenjë. Mirësia në mes milingonave ekziston në mesin e një foleje ose fshati të milingonave, ndërsa me të tjerat qëndron armiqësia e ashpër, ku në çdo kohë mund të zhvillohen luftëra në mes fshatrave të milingonave, ku rreshtohen për t'u luftuar. Ato luftëra sjellin viktima të shumta, ku fituesit zënë rob humbësit dhe i dërgojnë si shërbëtorë për të punuar në fshatrat e tyre. Ata luftëtarët e tyre i varrosin në varreza të ndara si dhe pastrojnë vendbetejën nga kufomat. Të gjitha këto veprime bëjnë të thuhet se milingonat janë më të ngjashmet me njeriun. Milingonat mund të jenë një forcë shkatërruese dhe shumë të rrezikshme edhe për njeriun. Milingona mund t'i shkatërrojë shtyllat nga druri nga se mund të rrëzohet shtëpia, si dhe mund të shkatërrojë biblioteka të tëra duke ngrënë letrat e tyre. Transmetohen nga Adi bin Hatem r.a., se doli një ditë në një piknik në një bahçe, dhe, kur u kthye në shtëpi, ai gjeti një milingonë të ngjitur në rrobat e tij. Kur e vërejti atë, u kthye tek bahçja dhe e ktheu milingonën duke thënë: "E kemi larguar shumë nga vendi i saj". Imam Aliu r.a. thotë: " Shikojeni milingonën sa e vogël është dhe sa forcë ka, ajo me vështirësi vërehet me sy, shikoni si ushqehet dhe lëviz ajo mbi tokë, ajo bart kokrra në folenë e saj, depoziton ushqimin për ta ruajtur e për t'u ushqyer. Atë nuk e harroi Krijuesi as nën gur, dhe, po të shikosh trupin e saj me organet që ka dhe sytë, dhe me organin e tretjes së ushqimit nga goja e barku, do të shikosh mrekullinë e krijimit të saj, i Lartësuar qoftë Allahu, Që e ngriti atë në këmbë, duke mos e ndihmuar askush. Allahu i Madhëruar thotë: "Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndara në grupe (të ndryshme), sikurse edhe ju (Zoti i krijoi, i pajisi si ju). Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund, te Zoti i tyre do të tubohen".(El- En'am 38).

www.hiramagazine.com 21.10.2010,
përktheu nga gjuha arabe Besim Mehmeti



# KULTURORE

Ubai Nuruddin

# Orientalizmi dhe filozofia islame

Orientalizmi është koncepti që ka diçka shumë të veçantë dhe të ndryshme rreth mendimit të atyre që jetojnë në Lindje, gjë që mund të zbulohet përmes metodave të fundit të diturisë në Perëndim. Është pasqyrimi i marrëdhënies së sundimit perandorak dhe intelektual të Perëndimit, i cili ndihet se është më i lartë se Lindja "më e ulët". Kjo përfundon shpesh në një mirëkuptim të filozofisë islame, e cila këtë të fundit e shikon, para së gjithash, si joorigjinal, të prejardhur dhe vetëm të interesit historik. Ndonëse orientalistët kanë krijuar vepra interesante dhe të rëndësishme, shumë prej tyre kanë dështuar në vlerësimin e statusit të pavarur të materialit që shqyrtojnë ata.



## NOCIONI I ORIENTALIZMIT

Orientalizmi është një degë e diturisë, e cila përdor metodat tradicionale perëndimore si një mjet për të kuptuar dhe për të grumbulluar dituri në lidhje me Orientin. Ky term është përdorur gjithashtu nga Eduard Said (1978), për të sqaruar sfidën e tij ndaj vlefshmërisë së metodave të tilla.Në një anë, orientalizmi na ka dhënë shumë nga ajo që ne dimë rreth botës orientale në tërësi. Autorët e fundshekullit të nëntëmbëdhjetë kanë kryesisht vlerësime lavdëruese për kontributin e tyre për një mirëkuptim të kulturave dhe popujve të huaj. Në anën tjetër, megjithatë, kanë dalë disa probleme për shkak të qëndrimeve dhe metodave të përdorura gjatë ligjërimit orientalist tradicional, të cilat kanë pasur një ndikim - shpesh negativ - në vetëdijen perëndimore. Kjo ndikoi dhe shtrembëroi strukturën përmes së cilës Perëndimi iu afrua Lindjes në përgjithësi dhe Islamit në veçanti.Orienti zë një hapësirë shumë më të madhe sesa është ajo e arabëve dhe myslimanëve; pamje ekzotike nga India, Kina, Japonia dhe Korea vijnë në mendjet e perëndimorëve, kur mendojnë për Orientin. Megjithatë, orientalizmi ka pasur një ndikim të veçantë në studimin dhe kuptimin e filozofisë islame. Kuptimi i shumë dijetarëve të filozofisë islame është "se qytetërimi islam që ne njohim, thjesht nuk do të kishte ekzistuar pa trashëgiminë greke". (Rosenthal, 1975:14).

## ORIENTALIZMI SI NJË DOKTRINË POLITIKE

Orientalizmi ka disa kuptime të ndryshme po të ndërlidhura. Në kuptimin e përgjithshëm, ai përshkruan mënyrën si e shikon Perëndimi Orientin, për ta kuptuar atë brenda kontekstit të përvojës perëndimore. Thënë më qartë, orientalizmi është një qasje kategorike e dijetarëve perëndimorë, si një përpjekje për të formuar një sasi të përbashkët diturish rreth Orientit. Në këtë ndërmarrje përfshihet edhe studimi i filozofisë, historisë, fesë, kulturës, gjuhëve dhe përbërjeve shoqërore të Lindjes. Për të kuptuar ndikimin e orientalizmit në filozofinë islame, megjithatë, në fillim atë duhet ta kuptojmë si një doktrinë politike; që në fillim të tij, orientalizmi, së pari, kishte një qëllim politik dhe, së dyti, kulturor dhe filozofik.Orientalizmi si një sistem i diturisë zë fill në fund të shekullit të shtatëmbëdhjetë, për të arritur kulmin e vet në fund të shekullit të nëntëmbëdhjetë dhe fillim të shekullit të njëzetë. Gjatë kësaj periudhe Britania dhe Franca, e më vonë ShBA, u përfshinë në një luftë për dominimin e Perëndimit. Kjo përvojë anglo-franceze-amerikane ishte, para së gjithash, imperialiste. Prandaj, në qëndrimin e patundur orientalist, është besimi se Orienti e ka kaluar kohën e tij të artë me 'lindjen' e Perëndimit, dhe në këtë mënyrë është në rënie. Ky vështrim i Orientit si i prapambetur dhe barbar, çoi në interpretime të cilat ngjanin më afër asaj që dijetarët donin të besonin, më tepër nga çfarë situate ishte në të vërtetë. Në filozofi, ky qëndrim çoi në besimin se i tërë sistemi i filozofisë islame ishte bazuar në trashëgiminë greke; kjo si rezultat çoi në besimin se filozofët myslimanë nuk ishin myslimanë të mirë, meqenëse filozofia dhe feja në dukje nuk mund të pajtohen.Së bashku me këtë qëndrim, orientalizmi gjithashtu luajti një rol aktiv në përparimin e interesave të Perëndimit në Lindje. Kërkimi i diturisë së Orientit shpesh nuk ishte një qëllim në vetvete. Studimi i filozofisë islame vetëm sa përforcoi besimin e shumë dijetarëve perëndimorë për epërsinë e kulturës së vet.

## QËNDRIMI ORIENTALIST NDAJ ISLAMIT

Që në fillim, orientalistët Islamin e kishin vështruar në dy mënyra. Së pari, meqenëse ai kishte trashëguar shumë nga traditat Abrahamike (Judeo-Krishtere), Islami konsiderohej si një imitim i papërpunuar i Krishterimit. Së dyti, Islami shihej si një rrezik i huaj, i cili gjatë historisë pati një sukses jashtëzakonisht të madh ushtarak dhe politik në gjithë botën, dhe, për pasojë, ishte një kërcënim për qytetërimin perëndimor. Në orientalizëm, Islami së pari duhej vendosur brenda fushës së të kuptuarit perëndimor për sa u përket koncepteve të krishtera se sa të vendoseshin ato në lidhje me vetë periudhat e tij. Një mënyrë për realizimin e kësaj ishte krijimi i analogjisë në mes besimit të krishterë dhe Islamit. Ngjashmëria e dukshme është pikërisht ajo çfarë përshkruan disa orientalistë në mes Muhammedit dhe Krishtit. Meqenëse Krishti është kryesori në Krishterim, perëndimorët supozuan se Muhammedi zë të njëjtin vend në Islam. Kjo ide e gabuar ndihmoi që të popullarizohej përdorimi i emërtimit "Muhammedanizëm", një term shumë ofendues për myslimanët. Ngjashmëria e Krishtit shërbeu gjithashtu për të përforcuar mendimin

se Muhammedi nuk ishte asgjë më shumë se një "mashtrues" dhe një interpretim i zbehur i Mesiut të krishterë.Islami gjithashtu përbënte një provokim për Perëndimin, në një tjetër aspekt. Që nga koha e pushtimeve arabe në shekullin e shtatë deri në kohën e pushtetit të Sulltanatit Osman, vetë Islami përbënte një sfidë të vështirë për Botën e krishterë. Perandoritë islame - arabe, osmane ose ato në Spanjë dhe në Afrikën Veriore - kishin sfiduar krejtësisht në mënyrë të efektshme dhe, qoftë edhe për periudha të shkurtra kohore, kishin sunduar Europën e krishterë.

## ORIENTALIZMI DHE FILOZOFIA ISLAME

Vala e parë e sundimit islam në vitet 632-634 siguroi për myslimanët arabë territoret më shumë të helenizuara të Sirisë dhe Egjiptit së bashku me pjesën perëndimore të Perandorisë Persiane të Sasanidëve. Në fillim, sunduesit e rinj ishin të dyshimtë për sa i përket kulturës së antikitetit klasik, meqenëse feja dhe gjuha i ndanin myslimanët arabë nga popujt e mundur. Megjithatë, ata në fillim mposhtën shqetësimin e tyre shumë shpejt për ta zëvendësuar me një pushtim dhe asimilim kulturor të njohurive të lashta. Të gjithë filozofët, si Ibn Sina, al-Kindi, al-Farabi, dhe Ibn Rushdi kanë interpretuar trashëgiminë islame të filozofisë klasike dhe ishin përpjekur ta asimilonin atë në rrymën qendrore të Islamit (shihni Aristotelizmi në filozofinë islame; Neoplatonizmi në filozofinë islame; Platonizmi në filozofinë islame). Klasifikimi i shkencave, sipas përpjesëtimeve enciklopedike, është realizuar sipas pëlqimit të al-Havarizmit në librin e tij Mafatih al-'Ulum, dhe nga një grup dijetarësh në shekujt nëntë e dhjetë, të cilët e quajtën veten "Vëllezërit e Pastërtisë" (Ihvan al-Safa). Qëndrimi i këtyre filozofëve dhe i filozofëve të tjerë ishte pranimi dhe kopjimi i së kaluarës intelektuale, që ishte një veprim më i mirë më mirë sesa adoptimi i të ashtuquajturave ide "të huaja". Shumë prej këtyre ideve ishin me të vërtetë të huaja, ndonëse ne nuk i shohim të përmenden ato në Kuran dhe në veprat e hershme të hadithit, por tema themelore e tyre ishte fitimi dhe shpërndarja e diturisë, ilm-it. Fitimi i diturisë është i detyrueshëm sipas hadítheve të Muhammedit, Profetit të Islamit, i cili thotë: "Kërkimi i diturisë (ilm) është i detyrueshëm për të gjithë myslimanët, si për meshkujt ashtu edhe për femrat."Ky qëndrim është treguar qartë në veprat e Ihvan al-Safa (shihni Ihvan al-Safa). Gjatë një debati të gjatë në lidhje me këto vepra, në mes njerëzve dhe kafshëve në oborrin e mbretit të xhinn-ëve, u treguan shembuj nga historia ku kombet e pushtuara i morën, i përkthyen në gjuhën e tyre dhe njohurinë e popujve të mundur e bënë dituri të tyren. Sulejmani (Solomoni) është përmendur si një shembull klasik: Shkencat tona dhe shkencat e të gjithë popujve janë për njëri-tjetrin. Nëse kjo nuk është e vërtetë, atëherë nga i morën persianët astrologjinë, astronominë dhe observatorët? A nuk i morën ata nga indianët? Nëse nuk do të ekzistonte Profeti Sulejman (Solomoni), ku do t'i merrnin çifutët shkencat? Ai i mori ato nga mbretërit e të gjitha kombeve kur pushtoi territoret e tyre dhe i ktheu ata në hebrenj...(Resail Ihvan al-Safa, 2:288)

Kjo mungesë e paragjykimeve transhendente është paraqitur shumë herë ndryshe nga dijetarë perëndimorë, të cilët më shumë janë të interesuar për të gjetur diçka të re në shkencat islame sesa të përpiqen për të kuptuar përhapjen e grumbullimit të njohurive njerëzore nga njëri popull tek tjetri. Botëkuptimi orientalist i përmendur më lart, shfaqet qartë kur dijetarë si Walzer dhe Rosenthal harxhojnë shumë mund për të gjetur të meta brenda sistemit filozofik islam, ndërkohë që aftësitë e tyre madhështore mund t'i përdornin për të zhvilluar një mirëkuptim më të mirë të shkrirjes dhe trashëgimisë kulturore që është lënë nga filozofët myslimanë. Në librin e rëndësishëm të Walzer-it Greqishtja brenda arabishtes (Walzer 1962), tregohet mendimi se çdo gjë që kanë thënë filozofët arabë, është "huazuar" nga grekët. Edhe nëse nuk jemi të aftë për të gjetur këtë burim, sipas Walzerit, duhet pranuar me siguri se burimi origjinal grek nuk ekziston më.Kjo ndarje imagjinare në dy pjesë në mes filozofisë dhe teologjisë, siç supozohet nga orientalistët, ka çuar në një gjymtim të ashpër të të kuptuarit të arritjeve të filozofëve myslimanë. Kjo sjellje i ka rrënjët e saj në reagimin e parë ndaj ndikimit të filozofisë greke në Krishterim. Studiuesit orientalistë pretendojnë se myslimanët ndihen njësoj si të krishterët e parë, për sa i përket konfliktit në mes filozofisë dhe teologjisë. Pa dyshim që ka pasur debate në mes filozofëve dhe teologëve myslimanë, por në mjedisin arab dhe islam kjo sjellje ishte shumë më ndryshe nga ajo e botës së krishterë; më herët, në bisedat e tyre filozofët mendonin se pretendimi i tyre ishte trashëgimia e tyre e ligjshme nga përmbledhja e diturive njerëzore.Në përfundim, këto nocione për Orientin "krijuan" përfundimisht Orientin. "Orienti" (Lindja), në të vërtetë, është Lindje vetëm nga një perspektivë europiane: ai është një term relativ, jo absolut. Më saktë, "Orienti" është çfarëdo që orientalistët thonë se është: ai është një varg idesh abstrakte bazuar më shumë në mendimet e krijuara në Perëndim sesa në të vërtetat orientale. Filozofia islame duhet të studiohet më shumë sesa vetëm si një reflektim i mendimit grek; ajo duhet të konsiderohet si një fushë e mendimit, e cila ra në kontakt me një mori kulturash të ndryshme, dhe u zhvillua përtej këtyre kulturave e përtej vetë mendimit të shkencave islame në një formë të pavarur dhe origjinale të mendimit filozofik.

Burimi:www.muslimphilosophy.com.01.10.2010,
Përktheu nga gjuha angleze: Ermal Bega

Louay M. Safi

# Islami dhe shteti shekullar

## Eksplikimi i universales në normat bazore politike islame (3)

### RELIGJIONI DHE SHTETI NË SHOQËRINË MYSLIMANE HISTORIKE

Duke e respektuar udhëzimin e Shpalljes, Ymeti në pjesën më të madhe të historisë së tij të gjatë ka respektuar parimin e diversitetit fetar dhe kulturor. Pushteti mysliman që nga koha e hulefa-i rashidinëve ka mbrojtur lirinë e fesë dhe u ka mundësuar pakicave jomyslimane të praktikojnë jo vetëm ritualet e tyre fetare dhe të predikojnë fenë e tyre, po edhe të aplikojnë ligjet e tyre fetare sipas sistemit autonom administrativ. Po në këtë mënyrë Ymeti respektonte në tërësi pluralizmin doktrinal me dimensionet e tij konceptuale dhe juridike. Ai i kundërvihej çdo tentimi që pushteti politik të anonte nga një prej grupeve rivale apo t'i jepte përparësi një grupi ideologjik ndaj tjetrit. Ai po ashtu insistonte në zvogëlimin e rolit të shtetit dhe kufizimin e funksioneve të tij në sferën e limituar. Çdokush që vendos të studiojë historinë politike të Islamit, e kupton shumë shpejt se të gjitha praktikat politike që kanë shkelur parimin e lirisë fetare dhe pluralizmit, kanë qenë përjashtim nga rregulli. Për shembull, përpjekja e halifit mu'tezilit El-Me'mun, për të imponuar njëtrajtësinë doktrinare në pajtim me shpjegimin mu'telzilit dhe të shfrytëzojë autoritetin e tij politik, të përkrahë një palë në disputin doktrinar, - qenë gjykuar nga ana e ulemasë dhe shumicës së Ymetit. Përpjekjet e tij që të arrinte homogjenitetin doktrinar me përndjekje e dhunë, në fund ranë në konflikt me vullnetin e Ymetit, i cili refuzoi që problemet doktrinare dhe teorike t'i zgjidhte me shpatë. Kjo e detyroi Vathik bil-lahin, halifin e tretë pas El-Me'munit, që të hiqte dorë nga roli që patën marrë pararendësit e tij dhe të mënjanonte masat e tyre represive. Është e qartë që myslimanët historikisht hetuan që synimi kryesor i vendosjes së sistemit islam është krijimi i kushteve të përgjithshme, që t'u mundësojnë njerëzve realizimin e detyrave të tyre si subjekte morale të vullnetit hyjnor (hulefa`), e jo që të imponojnë me dhunë mësimet e Islamit.

### YMETI DHE NDËRTIMI I SHTETIT ISLAM

Ne, për këtë arsye shfaqjen e organizatave që e detyrojnë Ymetin të ndjekë një shpjegim të ngushtë dhe që bëjnë thirrje për përdorimin e pushtetit politik me qëllim të detyrimit të njerëzve që t'u nënshtrohen normave islam,e i shohim si rezultat të përzierjes së rolit dhe synimeve të Ymetit me rolin dhe synimet e shtetit. Dhe, derisa Ymeti ka për synim të ndërtojë identitetin islam, të sigurojë atmosferën që ndihmon në zhvillimin frymor dhe mendor të individit, dhe t'i garantojë rastin / shansin që të realizojë rolin dhe synimet e tij jetësore brenda suazës së përgjithshme ligjore, - shteti bënë përpjekje që të koordinojë aktivitetet e Ymetit me qëllim të shfrytëzimit të potencialeve natyrore dhe njerëzore e mundësive për kapërcimin e problemeve dhe pengesave politike e ekonomike që pengojnë zhvillimin e Ymetit. Dallimi ndërmjet së përgjithshmes dhe së veçantes në Sheriat, dhe dallimi i përgjegjësisë së Ymetit dhe shtetit - është i domosdoshëm nëse dëshirojmë të shmangim shndërrimin e fuqisë politike në mekanizëm për lëvizjen përpara të interesave të veçanta dhe, nëse dëshirojmë të sigurojmë që agjencitë dhe institucionet shtetërore të mos pamundësojnë progresin individual dhe shoqëror ose të pengojnë zhvillimin shpirtëror, konceptual dhe organizativ të shoqërisë.

### DALLIMI I SHOQËRISË CIVILE DHE SHTETIT

Historikisht, funksionet ligjvënëse në shoqërinë myslimane nuk kanë qenë të kufizuara në institucione shtetërore. Ekzistonte një spektër i tërë lidhur me përpjekjet juridike, edhe në nivelin moral edhe në nivelin ligjor. Duke marrë parasysh faktin se pjesa kryesore e ligjit lidhur me raportet kontaktore ndërmjet individëve, ka të bëjë me trupat juridike ligjvënëse, shërbimet gjyqësore mund të jenë të lidhura drejtpërdrejt me Ymetin, e jo me shtetin. Dallimi ndërmjet shoqërisë civile dhe shtetit mund të mbetet në ndarjen e procesit ligjvënës në fusha të ndryshme që reflektojnë, si dallimet gjeografike ashtu edhe normative në shoqërinë politike. Rëndësia e strukturës së diferencuar të ligjit nuk është e kufizuar në aftësinë për t'iu kundërvënë prirjes së centralizimit të pushtetit, që karakterizon modelin perëndimor të shtetit. Ai gjithashtu është me rëndësi për garantimin e pakicave fetare. Modeli islam duhet të ruajë pavarësinë ligjvënëse dhe administrative të pasuesve të religjioneve të ndryshme duke marrë parasysh se ligjvënia komunale nuk bën pjesë nën autoritetin shtetëtor. Nga ana tjetër, modeli shumicë i shtetit demokratik u merr pakicave fetare pavarësinë e tyre ligjvënëse dhe insiston në nënshtrimin e të gjithë qytetarëve ndaj një sistemi juridik, i cili shpesh manifeston vlerat doktrinale dhe morale të shumicës



sunduese. Bashkësia e hershme myslimane ishte e vetëdijshme për nevojën për ligje të ndryshme, që të siguronte autonomi morale duke punuar në mënyrë të zellshme sigurimin e mbrojtjes së njëjtë para ligjit për sa u përket të drejtave njerëzore bazë. Juristët e hershëm vinin në dukje se jomyslimanët që kishin lidhur kontratë për paqe me myslimanët, gëzonin të drejtën e lirisë së plotë fetare dhe të mbrojtjes së njëjtë të ligjit për sa i përket të drejtës së sigurisë personale dhe të pasurisë. Muhammed ibn El-Hasen Esh-Shejbaniu, pa u hamendur, thekson që, kur jomyslimanët lidhin kontratë për paqe me myslimanët, "myslimanët nuk do t'i përvetësojnë shtëpitë apo tokën e tyre (jomyslimane) as që do të hyjnë në cilëndo shtëpi të tyre, sepse ata janë bërë palë në kontratë për paqe dhe se i deleguari i Pejgamberit në Hajber ka shpallur se pasuria e asnjë jomyslimani, i cili ka lidhur marrëveshje me myslimanët, nuk u lejohet (myslimanëve). Sepse, përndryshe,, ata (jomyslimanët) kishin lidhur kontratë për paqe me myslimanët, në mënyrë që të shfrytëzonin pasurinë e tyre sikur edhe myslimanët."[1]

## DHIMIJËT DHE FUNKSIONET PUBLIKE

Po ashtu, juristët e hershëm myslimanë jomyslimanëve u njihnin të drejtën e vetëqeverisjes dhe u patën dhënë nën kontrollin e tyre autonominë e plotë morale dhe ligjore në fshatra dhe qytete. Kështu Esh-Shejbaniu, autori më autoritativ për të drejtat e jomyslimanëve, insistonte që të krishterët që kishin nënshkruar kontratë për paqe (dhimmi) me myslimanët – dhe kështu ishin bërë dhimminj – kishin liri të plotë për të bërë tregti me derra dhe alkool në qytetet e tyre, edhe pse këto gjëra myslimanët i konsideronin të pamoralshme dhe ilegale.[2] Mirëpo, dhimminjtë e kishin të ndaluar ta bënin këtë në fshatrat dhe qytetet nën kontrollin mysliman. Po ashtu, juristët e hershëm myslimanë kishin pranuar të drejtën e dhimminjve për të kryer funksione publike, përfshirë edhe funksionin e gjykatësve dhe të ministrave. Mirëpo, për arsye se gjykatësit duhet të mbështeten në ligjet e bazuara në traditat fetare të bashkësive të ndryshme fetare, jomyslimanët nuk mund të ishin gjykatës në bashkësitë myslimane, e po ashtu as gjykatësve myslimanë nuk u lejohej të zbatonin Sheriatin ndaj dhimminjve.

Nuk ka mospajtime ndërmjet shkollave të ndryshme juridike rreth të drejtave të jomuslimanëve që ndaj tyre të jenë të vlefshme ligjet e tyre. Ata nuk pajtoheshin vetëm për faktin nëse janë pozicionet që i kishin bërë gjykatësit jomyslimanë (magistrates) gjyqësore sipas karakterit ose jo, dhe nëse mund të quhen ata gjykatës (judges), apo funksionet e tyre ishin thjesht politike, që domethënë automatikisht se gjykatësit jomyslimanë, në të vërtetë, janë prijës politikë.[3] El-Maverdi, nga ana e tij, bërë dallim ndërmjet dy pozitave ministrore: ministrit të autorizuar (vezir tefvid) dhe ministrit ekzekutiv (vezir tenfidh). Dallimi ndërmjet dy pozitave është në faktin që i pari vepron pavarësisht nga halifi, kurse i dyti mund të veprojë vetëm sipas instruksioneve të tij dhe në kuadër të kufizimeve të dhëna.[4] Pra ndaj, juristët e hershëm i lejonin dhimmiut që të kryente funksionin e ministrit ekzekutiv, por jo edhe të ministrit të autorizuar.[5] Por, edhe pse e drejta e hershme e Sheriatit i njihte të drejtat qytetare dhe politike dhe liritë për jomyslimanët – dhimminjtë, rregullat sheriatike përjetuan një revizion drastik duke filluar nga shekulli VIII h./14. Kjo ishte periudha e lëvizjeve të mëdha në Botën Myslimane. Ishte koha kur mongolët shkelën Azinë Qendrore dhe Perëndimore duke u shkaktuar dëme të mëdha dinastive dhe mbretërive të ndryshme. Atëherë ata rrënuan edhe selinë e hilafetit, Bagdadin. Kjo ishte periudha e kontrollit të Palestinës dhe bregdetit të Sirisë nga të krishterët. Në perëndim, pushteti mysliman në Andaluzi po zvogëlohej ngadalë. Në kushtet e tilla të mosbesimit dhe dyshimit, Ibn'ul-Kajjim, në një traktat, pati publikuar një varg dispozitash, të cilat i referoheshin kontratës ndërmjet



halifit Omer dhe të krishterëve të Sirisë.[6] Prejardhja e këtyre dispozitave është e dyshimtë, po synimi i tyre ishte i qartë: të përçmoheshin të krishterët-dhimminjtë dhe të dalloheshin nga mënyra e veshjes dhe nga pamja e jashtme. Ndikimi i tyre ishte i kufizuar, sepse osmanlinjtë, si trashëgimtarë të abasitëve, në vend të forcës sunduese në Botën Myslimane, vazhduan praktikën e hershme të garantimit të autonomisë ligjore dhe administrative ndaj shtetasve jomyslimanë.

### ISLAMI, SHOQËRIA CIVILE DHE SHTETI

Shteti modern u shfaq në mënyrë që të mbrojë lirinë individuale nga pushteti arbitrar dhe në mënyrë që të sigurojë që anëtarët e shoqërisë politike të kenë kontrollin e plotë mbi institucionet publike. Që ta bëjë këtë, shteti modern ka gjetur si të domosdoshme që institucionet publike t'i lirojë nga kontrolli prej të gjitha grupeve ekskluzive duke inkuadruar religjionet e organizuara. Mirëpo, me gjithë dëshirën e qartë të pionierëve të shtetit shekullar, që moralin fetar ta zëvendësojnë me virtytet civile si themel moral të shtetit, shekullarizmi gjatë kohës ka zhvilluar tendenca antireligjioze duke sjellë në vazhdimësi erozionin e konsensusit moral. Erozioni i përhershëm i moralitetit dhe korrupsioni i gjithëpranishëm në politikën moderne, kërcënojnë ta shndërrojnë shtetin në një instrument në duar të nëpunësve të korruptuar dhe mbrojtësve të tyre egoistë. Kjo ka shkaktuar thirrjet për kthimin e religjionit dhe grupeve të organizuara religjioze në arenën politike. Këto thirrje nuk janë askund më të zëshme e më të qarta se në Botën Myslimane, ku vlerat islame historikisht kanë pasur ndikim të madh në politikën e bashkësisë. Për fat të keq, bashkimi i sërishëm, si e mendojnë përkrahësit e shtetit islam, shpesh paraqitet me terma të vrazhda dhe të thjeshtësuara në mossuksesin që të vërehet kujdesi i madh që myslimanët e hershëm treguan, për të qenë të sigurt se shteti, edhe në synimet e tij dhe në strukturë, merr parasysh lirinë dhe interesin e të gjitha ndarjeve brendareligjioze dhe jashtëreligjioze.

Kjo i fton mendimtarët myslimanë që t'u qasen përsiatjeve të reja, të cilat do të kenë për synim ripërkufizimin e parimeve politike dhe të pushtetit.

Duke e bërë këtë, mendimtarët myslimanë duhet të jenë plotësisht të vetëdijshëm për nevojën që t'i tejkalojnë modelet historike të organizimit politik të shoqërisë myslimane. Strukturat dhe procedurat politike që kishin aplikuar myslimanët e hershëm, ishin të lidhura drejtpërdrejt me strukturat e tyre shoqërore, me zhvillimin ekonomik e teknologjik dhe me përvojën politike. Dhe, derisa modelet historike islame paraqesin një minierë të dijeve për myslimanët bashkëkohorë, të cilat ata mund t'i shfrytëzojnë, çfarëdo formulimi i derivueshëm i modelit modern islam të shtetit, i cili u qëndron besnik vlerave dhe etosit islam, - duhet të jetë rezultat i përsiatjes së kthjellët, e cila merr në konsideratë strukturën e shoqërisë moderne. Unë besoj se mendimi politik islam mund të japë kontribut të madh në rikonstruktimin e bërthamës morale të jetës shoqërore dhe në ruajtjen e traditave religjioze, pa sakrifikimin e parimeve të lirisë dhe barazisë, të cilat i promovon shteti modern. Karakteristikë themelore e përvojës politike islame janë kufizimet që shoqëria historike myslimane ka arritur t'ia imponojë mirësjelljes së sunduesit, dhe prania e shoqërisë së gjallë e të fuqishme civile. Shumë funksione që kryen sot shteti shekullar, u qenë besuar institucioneve civile, përfshirë arsimin, shëndetësinë dhe ligjvënien. Shteti merrej kryesisht me çështjen e sigurisë e të mbrojtjes, dhe paraqiste instancën e fundit në çështjen e administrimit të drejtësisë. Perceptimi i tillë i pushtetit shtetëror, sigurisht që do t'i lironte bashkësitë fetare nga intervenimi i shtetit dhe i nëpunësve të shtetit, të cilët kanë prirje t'i imponojnë vlerat e tyre të bazuara fetarisht, dhe idetë për të gjithë anëtarët e shoqërisë, duke i inkuadruar edhe ata që nuk i mbështetin disa nga këto vlera dhe bindje. Idetë e lirisë dhe barazisë individuale janë inherente me mendimin politik islam, dhe këto parime kërkojnë që individët të kenë liri themelore civile, të cilat i ofron shteti modern. Mirëpo, duke e liruar shoqërinë civile nga dora e rëndë shtetërore dhe duke i zgjeruar liritë individuale mbi bashkësinë e duke e pranuar autonominë morale për grupet shoqërore, - grupimet shoqërore dhe religjioze në konceptin islam të së drejtës (Sheriatit) do të kishin kapacitet që të rregullonin ligjërisht moralin e tyre të brendshëm dhe çështjet në bashkësinë e tyre. Dhe, derisa sfera e re e lirisë, e arritur me këtë aranzhi, mundëson dallimin ndërmjet qytetarëve, barazia do të ruhej si kriter i drejtësisë në sferën e re të së drejtës publike dhe në pjesëmarrjen e institucioneve publike, d.m.th. në çështjet që u përkasin interesave të përbashkët dhe raporteve reciproke.

(1)Abu al-Ala al-Mawdudi, Nadhariyyat al-islam wa Hadyuh (Jeddah: Dar al-Saudiyyah, 1985), f. 47. (2)Ibid.(3) Ali ibn Muhammad al-Mawardi, Al-Ahkam al-Sultaniyyah (Cairo: Dar al-Fikr, 1983/1401), 59. (4) Ibid., f. 20-23.(5)Ibid., f. 24.(6)Ibn al-Qayyim, Sharh al-Shurut al-'Umariyyah (Beirut: Dar al-'Ilm lil Malayin, 1961/1381

Përktheu: N. Ibrahimi, burimi, www.bosanskialim.com

## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË SUHAREKË SHPALLË

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës për:**
**Imam, hatib, mualim në xhaminë Greikoc**
**Imam, hatib, mualim në xhaminë Budakovë**
**Imam, hatib, mualim në xhaminë Reqan**

**KUSHTET**

1. Të ketë kryer së paku medresenë "Alauddin" dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose ekuivalent në botën e jashtme
2. T'i përmbahet Rregullores së këtij Këshilli dhe Kushtetutës së BI-së të Republikës së Kosovës.
3. Të ketë aftësi komunikimi me xhemat

**KANDIDATI, KRAHAS KËRKESËS, DUHET TË DORËZOJË EDHE KËTO DOKUMENTE:**

1. Diplomën e medresesë respektivisht të fakultetit;
2. Certifikatën e lindjes;
3. Certifikatën e mjekut;
4. Certifikatën që nuk është nën hetime;
5. CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale)

Dokumentet duhet të dorëzohen në zyrat e KBI-së në Suharekë. Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të shqyrtohen.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes në revistën "Dituria Islame".

*Ali Vezaj*

# *Behira shpirtmirë**

*Dëgjoni këto rrëfime të moçme që jetojnë edhe sot*
*Me fjalët e Behiras të kënaqet shpirti sytë mbyten në lotë,*
*Muhammedi ish i vogël nëntë a dymbëdhjetë vjeç,*
*Përkrah Ebu Talibit ecte nëpër zallin e nxehtë,*
*Ç'ti bësh halleve të jetës, të përplasin me varfërinë,*
*Me karvanet e ngarkuara do të shkelin Sirinë,*
*Në Basrën e historive ish' një vend për pushim*
*Po aty edhe një manastir ku kallogjerët rrijnë.*
*Thonë se nëpër brezni ndërrohej një rregulltar,*
*Të ruajë për besëtarët e vet atë që e ka parë.*
*E në shkrime të vjetra kish' lexuar një porosi*
*Ndër arabë do të vijë një pejgamber me mrekulli.*
*Sa mirë kish habere për këtë edhe murgu Behira*
*Fort e kishin prekur vitet por edhe leshrat e thinjura*
*Sa herë që karvanet me mallra kalonin afër tij*
*Nuk përtonte tu'a zë udhën e t'i shohë me sy*
*E njërin që do ta shohë shumë mbresa i la*
*Një re që lëshohej poshtë, veç po rrinte mbi ta*
*Po lëshonte hije një kjo re mbi këta udhëtarë*
*Këtë vaki Behira kurrë më herët s'e kish' parë.*
*Sa e shihte kallogjeri do të bëhej edhe më kureshtar*
*Aty ku ndalej kjo re, ndalonin këta udhëtarë.*
*Dhe nisi kallogjeri të meditojë si kurrë më parë,*
*A thua pejgamberi i pritur do të jetë me këta tuxharë?*
*Shpejt bëri gati ushqimet po edhe sende të tjera*
*T'i gostisë këta jabanxhi që po i vinin kah dera.*
*Pa më dëgjoni o kurejsh, Behira u tha me kënaqësi,*
*Të më vini ju në bukë, kam bërë një gosti.*
*Por të më vini të gjithë ju them pleq e djalëri*
*Robër dhe të lirë, asnjë atje të mos rrijë.*
*Të gjithë nisën kah Behira, po jo edhe djaloshi Muhammed*
*E kishin lënë t'ua ruajë devet dhe mallin nën diellin e nxehtë.*
*I shikoi murgu me shumë kujdes të gjithë me rend,*
*E për atë që kish kënduar në libra, këtu s'kish zënë vend.*
*Nuk e pa asnjërin që përcillej me mrekulli,*
*Këto çaste të papritura e vranë shpirtin e tij.*
*Më pas kallogjeri o kurejsh ju tha*
*Të më vini të gjithë kështu fjala u dha.*
*Folën si pa rend njëri këtu e tjetri atje*
*Të na ruajë mallin atë djaloshin, e lamë vetë ne.*
*Hiq s'kemi bërë mirë që e kemi lënë atë djalë*
*Thirrnie edhe ai të vijë se kështu patëm bërë fjalë.*
*Dhe zuri Ebu Talibi bashkë me këta zotëri të tjerë,*
*T'i marrë mirë fjalët se çfarë thotë ky kallogjer.*
*Bëmë keq që e lamë djalin e Abdullahut të rrijë atje*
*Të na shohë për së largu e të mos hajë me ne.*
*Shkuam dhe e morrëm ngryk' e sollën në shoqëri*
*Po kush do ta zërë me qejf këtë vendin e tij.*
*Po i fshinte sytë Behra dhe e shikonte këtë djalë*
*Në kujtesë po i ecnin ato që në shkrime i kish' parë.*
*Pasi nisën bukën murgu iu ulë shumë pranë*
*Nisi ta pyetë Muhammedin si je dhe çfarë po bën*
*Bile nuk e la pa e shoshit se ç'ëndërra sheh ti*
*Shumë i sinqertë Muhammedi po i rrinte karshi*
*Për të gjitha pyetjet e bëra shihej që hiq s'ka sherr*
*Po mejtohej në vete ky do të jetë pejgamber*
*Më pas e luti Muhammedit shpinën t'ia zbulojë,*
*Në sy të kallogjerit këtë e bëri hiq pa drojë.*
*Mu ndërmjet shpatullave të tij pa vulën e pejgamberisë*
*Kjo punë shumë e kish' zënë Behirën bashkë me barrën e pleqërisë*
*Po në çfarë lidhje gjaku ti je me këtë djalë*
*Shikonte kah Ebu Talibi dhe i tha nja dy fjalë.*
*Ky është djali im tha axha i djaloshit Muhammed*
*Jo i tha Behira kjo s'bënë të jetë e vërtetë.*
*Bile edhe babain ndër të gjallë nuk e ka*
*Nguli këmbë kallogjeri dhe këtu shybe s'ka.*
*Po i tha Ebu Talibi ky është im nip*
*Po edhe sa ishte n'bark t'nënës babai i vdiq.*
*Kështu është vërtetoi Behira, dukej me fytyrë të mirë*
*Po merrni nga unë ca këshilla u tha ky shpirtmirë*
*Ruanie shumë nga ebrenjët, pasha Zotin u them unë*
*Po morën vesh ata atë që di unë, do t'i bëjnë zullum.*
*Dhe më në fund Ebu Talibit i dha një porosi*
*Emanete të mëdha do të bartë ky fëmijë.*
*Dhe do të dalin më vonë të sakta atë që Behira tha*
*Ky është më i fundit pejgamber, Muammed Mustafa.*

(*murg që jetonte në një vend afër Sirisë)




Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Aspekti religjioz dhe psikologjik i mallkimit

Muhamedi a.s.,. në një hadith ka thënë: "Gra, jepni lëmoshën dhe kërkoni shumë falje (istigfar), sepse në zjarr kam parë më së shumti prej jush"!; "E përse ka më së shumti prej nesh në zjarr"? - pyeti një grua. "Për arsye se mallkoni shumë dhe jeni jofalënderuese ndaj burrave . . ."( Muslimi)Njeriu veten më së miri e njeh nëpërmes fjalës së tij të shkruar ose të folur. Sikur secilit banor të Tokës t'i jepnim një fletë dhe një laps me kërkesën që të përshkruante aspektin konkret të jetës, nuk do t'i gjenim dy përshkrime identike.Është mahnitës kombinimi i llojllojshëm i tridhjetë e gjashtë shkronjave (shenjave, vlen për shqipen, që ka 36 tinguj, sigurisht!), që reflektojnë forma të shumta të ndryshme të foluri dhe karakteri. Individët ose kolektivitetet, të folurit e

të cilëve përbëhet nga çuditje, mallkime, përgojime, bartje thashethemesh, ankesa, hipoteka për të kaluarën, sharje, grindje, ofendime të shpeshta, - janë përfaqësues eminentë të të folurit të prapambetur, që asnjëherë nuk reflekton persona të përparuar dhe të afirmuar mendësisht. Ibn El-Kajjimi (1292-1350) gjeniu analizues i Kuranit, nga një të folur të shkurtër të një milingone(Shih :En - Neml, 18), nxjerr dhjetë forma të foluri: thirrje (nida'), tërheqje të vëmendjes (tenbi'ih), emërtim (tesmijeh), urdhër (emr), tekst (nass), vërejtje (tehzi'ir), specifikim (taksi'is), kuptim (tefhi'im), përgjithësim (t'ami'im) dhe arsyetim (i'atidha'ar). Nëse analizojmë përmbajtjen e lutjes, e cila na zbulon kuptimin e prioriteteve, kuptimin e vendit dhe kohës si dhe pavetëdijen për dobësitë personale, kontekstin e betimit dhe mjetet e betimit, - do të zbulojmë thelbin e hapësirës mendore dhe emocionale brenda njerëzve së bashku me mekanizmat e jashtëm që definojnë këtë hapësirë. Gjatë betimit, secili person i numëron gjërat që janë të vlefshme në jetën e tij (p.sh.'Pasha Zotin','Pasha fëmijët', 'Për nder', 'Pasha sytë e mi', etj.) dhe këto i ofron si garanci për t'i besuar. Krijuesi i Lartmadhëruar betimin e përdor si formë apostrofimi të rëndësisë së fenomeneve të caktuara (p.sh. "Pasha qiellin", "Pasha kohën", "Pasha agimin", etj.). Pejgamberi a.s., betimin e përdor si formë për të tërhequr vëmendjen për rëndësinë e një theksimi (të një çështje të) caktuar gjatë të folurit (p.sh. "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im"!), dhe kjo është formë funksionale e shfrytëzimit të këtij lloji të foluri, ndryshe nga betimi për vlera që zhduken në emër e për qëllime të gabuara. Duke ndjekur linjën asociative të të folurit të caktuar, le të hyjmë së bashku në mendje dhe zemër të personit, i cili përshkruan hadithin e cituar më lart: ""Gra, jepni lëmoshën dhe kërkoni shumë falje (istigfar), sepse në zjarr kam parë më së shumti prej jush"!; "E përse ka më së shumti prej nesh në zjarr"?- pyeti një grua. "Për arsye se mallkoni shumë dhe jeni jofalënderuese ndaj burrave." (Muslimi)

**TË FOLURIT QË SHPIE NË MALLKIM**

Pra, hadithi i përmendur flet për reagimet verbale pa edukatë të personave të caktuar në situata të ndryshme të jetës. Edhe pse, në shikim të parë, reagimet mund të jenë të natyrshme ndaj ndodhive të përditshme, pasojat e këtyre reagimeve mund të jenë lehtë rrënuese për dy palët në komunikim. Do të shohim për se lloji i parë i të folurit në hadithin e përmendur, që shpie në shkatërrim, është mallkimi. Ky lloj i të folurit është reagim në situata të pakëndshme dhe të ndryshme të jetës, të cilat i quajmë padrejtësi, dhembje, dëm, fatkeqësi, dëshpërim, etj., bazohen në idenë sipas së cilës besohet që, nëse shkaktarët e këtyre pakënaqësive e ndiejnë të njëjtën gjë, bota do të jetë një vend më i bukur për jetesë. Është e pamundur të imagjinohet një person që ecën nëpër këtë planet, të cilit jeta të mos i ketë përgatitur forma të ndryshme të dhembjes, padrejtësisë, dëmit dhe dëshpërimit. Por, secili person ndaj të njëjtave ndodhi do të ketë reaguar në mënyrë të veçantë. Dhe mu për shkak të të folurit që njerëzit nuk e definojnë dhe veprojnë atë që u ndodh, por reagimi i tyre ndaj këtyre ndodhive, sikurse mallkimi si përgjigje ndaj gjendjeve të ndryshme të jetës ose të veprave jonjerëzore, i bën autodestruktivë dhe të paparashikuar. Pa dyshim që asnjë person nuk mallkon nga asgjëja, po për këtë akt rreth vetes gjen shkas të mjaftueshëm, i cili pas përpunimit të caktuar mendor, lëviz erupsionin emocional të ndjenjave negative (p.sh. pakënaqësia, pafuqia, dhembja, etj.), i cili kulmon në formulacione të ndryshme mallkimi. Formimet e mallkimit janë dëshira ndjellakëqija që nuk thuhen gjithmonë me intonacion të njëjtë. Ekzistojnë ngjyra të rëndësishme në mes mallkimeve klasike (p.sh. 'Qofsh i mallkuar!'), të cilat përdoren zakonisht gjatë reagimit ndaj ndonjë të keqeje që ka cenuar shumë shenjtëri njerëzore njëkohësisht (nderi, liria, pasuria, feja, jeta), dhe mallkimeve krijuese (p.sh.



'Dhashtë Zoti t'i shpenzosh paratë për ilaçe'!), të cilat zakonisht u drejtohen personave për të cilët mendojmë që na kanë dëmtuar financiarisht. Mallkimi i përsëritur është shprehje e sigurt e dobësisë së theksuar mendore dhe dobësisë fizike, e cila shfaqet si rezultat i përpunimit të gabuar mendërisht të pakënaqësive të ndryshme të jetës. Këtë dobësi intelektuale e kuptojmë më mirë nëse hulumtojmë kuptimin e anës së pakëndshme të jetës së atyre që mallkojnë shpesh. Është interesant që në Kuranin fisnik përmenden dy gra që janë përshkruar si të përsosura moralisht e intelektualisht, dhe që të dyja kishin jetuar në kushte jashtëzakonisht të rënda. Çfarë i ndërtoi ato si persona të kompletuar përveçse reagimi i drejtë ndaj ngjarjeve të mjedisit ku jetuan dhe vepruan.

1.Merjemja, e bija e Imranit, i qe ekspozuar presionit shoqëror të paparashikuar për shkak të shtatzënisë mbinatyrore dhe lindjes, për se mjedisi e gjykoi dhe e përshkroi si person të pandershëm(Shih:Merjem, 27-28)

Çfarë ishte reagimi i saj në atë situatë të vështirë ndaj atyre akuzave dhe shprehjeve nënçmuese?Mund të imagjinojmë shumë zgjidhje të mundshme për situatën e saj. Por, a thua ajo:

a)Mori avokat "për të fshirë turpin" e saj duke shpenzuar shumë kohë dhe sasi të madhe të hollash, për të argumentuar pafajësinë e saj?

b)Kishte shkuar nga shtëpia në shtëpi, në mënyrë emotive duke i bindur njerëzit për pastërtinë e saj?

c) Kishte mallkuar shpifësit duke kërkuar vdekjen e tyre?

d)Kishte bërë grevë urie, duke dëshiruar në këtë mënyrë dhembshurinë e shoqërisë ndaj saj për të zbutur zemrat dhe gjuhët e shpifësve?Reagimi i saj nuk ishte asnjë prej të përmendurave, veçse, sipas këshillës së Krijuesit, vendosi të mos humbte kohë të vlefshme për gjëra më pak të rëndësishme, po ndërpreu komunikimin me shpifësit dhe vazhdoi përsosjen e saj shpirtërore nëpërmes agjërimit dhe lutjes(Shih:Merjem,26) A thua e pati vështirë në atë situatë? Jashtëzakonisht! A kishte përparësi në krahasim me pjesëtarët e tjerë të shoqërisë? Gjithsesi! Ata shpenzonin kohën dhe energjinë e tyre duke u marrë me te me fjalë të prapambetura të shpifjes dhe përgojimit, kurse ajo po merrej me përsosjen e shpirtit të saj, duke zgjedhur fjalët e lutjes, të lartëmadhërimit të Krijuesit dhe sigurimit të ardhjes së djalit të saj.Kurani sjell dhe një rast të shpifjes për nderin e një gruaje të pastër, Aishes r.a.(Shih:En-Nur,11), duke na mësuar nga ky shembull mënyrën, strategjinë e të mediturit në situata të ngjashme, të cilat reflektohen nëpërmjet reagimit emocional inteligjent dhe shpenzimin e drejtë të kohës dhe energjisë personale.

2.Asia, gruaja e faraonit (bija e Muzahimit) ishte bashkëshortja e zullumqarit më të madh të njohur në histori. Çfarë ishte reagimi i saj në kontekstin e përmendur shoqëror?Lexojmë duke medituar thellë versetin kuranor: "E atyre që besuan, Allahu ua solli shembull gruan e faraonit, kur ajo tha( Shih:Et-Tahrim,11) Vërejmë qartë përqëndrimin nga e ardhmja, shikimin e drejtë ndaj personit negativ të kohës së saj, vetëdijen nga rreziku i pjesëmarrjes në veprat e këqija dhe kërkimin e mbrojtjes nga efekti i veprave të këqija të autorëve të tyre. Nuk vërejmë asnjë formë të folurit të prapambetur (p.sh. mallkim, përgojim, ankim, hipoteza për të kaluarën, etj.), pa marrë parasysh situatën jashtëzakonisht të rëndë. Personat me cilësi heroike nuk janë kurrë prodhim i situatave të këndshme të jetës, po gjithmonë i katastrofave dhe kataklizmave të ndryshme. Gjeneratat që jetojnë në aso kohësh, mund të ndihen të lumtura, sepse i kanë të gjitha kushtet për t'u bërë heronj.

## MOSFALËNDERIMI NDAJ BASHKËSHORTIT

Mosfalënderimi ndaj bashkëshortit ose mohimi i begative të bashkëshortit, është një reagim tjetër jofatlum, i cili bën shpesh që një numër i caktuar i grave, në situata të caktuara, të mos kenë aftësi të shikojnë tërësinë. Gratë kanë zakonisht të dobët mundësinë e meditimit tredimensional dhe aftësia e orientimit në hapësirë e tyre është më e vogël se aftësia e shumë meshkujve. Meta-analizat kanë treguar që meshkujt ua tejkalojnë qartë grave për sa i përket aftësisë së perceptimit dhe orientimit hapësinor, që quhet rotacion mental. Ndryshimi në mes mashkullit dhe femrës, kur të hyjnë në një hapësirë, është se mashkulli së pari vëren shtyllat e objektit, materialin e mureve, gjatësinë dhe sipërfaqen, kurse femra së pari sheh motivin e mozaikut në dritare, ngjyrën e mureve, aromën e ajrit etj.. Kjo ndjenjë subtile për detaje, gruan e kualifikon për rolin e dekoratorit të hapësirës së kësaj bote, kurse burri është i kualifikuar për rolin e ndërtimtarit (ose i rrënuesit) kryesor në hapësirën e kësaj bote. Ky fokusim primar i gruas në detale, dhe fokusimi primar i burrit në imazhin e gjërave më të mëdha e jo të detajeve, shpesh sjell moskuptim dhe konflikt.

## KONKLUZION

Në hadithin e cituar në fillim, Pejgamberi a.s., paraprakisht tërheq vëmendjen për rënien emocionale destruktive të femrave, d.m.th. në mallkim dhe mohim të mirësive të bashkëshortit, për shkak të natyrës specifike të gruas, e cila ka afinitet ndaj situatave të ndryshme emocionale, por edhe sëmundjeve emocionale (p.sh. fobitë e ndryshme, depresionet, etj.) në krahasim me burrin, i cili ka afinitet ndaj sëmundjeve kognitive (p.sh. skizofrenia, mania, asocializimi, etj.). Njeriun nuk e ndërtojnë dhe as rrënojnë ngjarjet dhe ndodhitë, veçse reagimi i tij ndaj tyre. Prandaj, kini kujdes si të reagoni, me vetëdije konstante, sepse njeriu në fund të jetës më së shumti pendohet për shkak të atyre veprave që i kanë provokuar njerëzit të cilët më së paku i vlerëson.

Mr. Faruk Ukallo

# Rrena dhe pasoja e saj

Kur vjen 1 Prilli, në këtë ditë, njerëzit kanë bërë traditë një vepër të urryer që nuk është traditë jona, por e marrë nga shoqëritë dhe vendet e tjera; këtë vepër të urryer dhe absurde e kanë quajtur "Gënjeshtra e 1 Prillit". Gjatë kësaj dite, njerëzit gënjejnë njëri-tjetrin, i telefonon dikush shokut dhe e informon për diçka që nuk është e vërtetë, mund të jetë lajm i gëzuar dhe shumë me rëndësi, mirëpo më pastaj kuptohet se nuk është i saktë. Të shumtën e rasteve lajmi është shqetësues, frikësues dhe i tmerrshëm, që sjell shqetësime dhe njeriu bie në siklet, i dridhet zemra, por pas një kohe, i njëjti person telefonon përsëri dhe i thotë se nuk ka ndodhur asgjë, "Prilli.....!", "Gënjeshter e 1 Prillit". Thuajse kjo është një punë e lehtë, të gënjejë njeriu për ta frikësuar shokun e vet, e pastaj t'i thotë: Kjo ishte një shaka dhe tallje. Fatkeqësisht, gënjeshtra është përhapur në tërë jetën tonë, dhe jo vetëm më 1 Prill.

### "GËNJESHTRA E 1 PRILLIT" ËSHTË E NDALUAR PËR DISA ARSYE:

1- Sepse ajo është gënjeshtër, e gënjeshtra nuk është tipar i myslimanit, po i hipokritëve (mynafikëve). Pejgamberi a.s. ka thënë: "Shenjat e hipokritit (mynafikut) janë tri: kur flet, gënjen; kur premton, nuk e përmbush premtimin dhe, kur diçka i besohet, ai të tradhton". (Buhariu dhe Muslimi). Në një hadith tjetër, thuhet: "Personi tek i cili gjenden këto katër cilësi, është hipokrit i mirëfilltë, edhe nëse fal namaz, agjëron dhe pohon se është mysliman: kur flet, gënjen; kur premton, mashtron; kur i besohet diçka, tradhton dhe, kur është në konflikt, sillet në mënyrë ë pamoralshme". (Buhariu dhe Muslimi ). Gënjeshtra është vepër e ndaluar, sepse është në kundërshtim me imanin-besimin. Në disa hadithe, Pejgamberi a.s. ishte pyetur: "O i Dërguar i Allahut, a mund të jetë besimtari frikacak? Është përgjigjur: Po. I është thënë: Besimtari a mund të jetë koprrac? Ka thënë: Po. I është thënë: Besimtari a mund të jetë gënjeshtar? Ka thënë: Jo". (Maliku nga Safvan ibn Selimi). Sepse njeriu, nga vetë natyra e tij, ndodh të jetë frikacak, frikësohet prej hijes së vet, e kjo është natyrë e tija; koprraci nuk e jep lehtë pasurinë e tij, prandaj, besimtari mund të jetë edhe frikacak edhe koprrac, mirëpo besimtari nuk është dhe as mund të jetë assesi gënjeshtar. (Shih:En-Nahl, 105). Pra, besimtari nuk mund të jetë gënjeshtar.

2- Kjo vepër e urryer, "Gënjeshtra e 1 Prillit", është e ndaluar, sepse është gënjeshtër e çiltër dhe e frikëson njeriun pa të drejtë. Në një hadith tregohet se njëherë disa ashabë, bashkë me Pejgamberin a.s., ishin duke udhëtuar, dhe njërin prej tyre e kishte kotur gjumi mbi devenë e tij, që e vunë re disa nga ashabët dhe ia morën një shigjetë nga çanta e tij, në mënyrë që, pasi të zgjohej, ta kërkojë shigjetën, dhe, kur të mos e gjente të frikësohej. Kur u zgjua ashabi, u frikësua, dhe atë e kishte vënë re Pejgamberi a.s., e paska thënë: "Nuk lejohet që myslimani ta frikësojë myslimanin". (Ebu Davudi). Madje, qoftë edhe për shaka dhe tallje.

3- Pejgamberi a.s. ka thënë: "Konsiderohet tradhti e madhe që t'i tregosh vëllait tënd diçka për se ai të beson, po ti e gënjen". (Ahmedi dhe Bejhekiu). Njeriu që dëgjon, është zemërmirë, i qetë, mendon se dëgjon prej tjetrit fjalë të vërteta, dhe çështjet i merr me seriozitet, po ai e gënjen, e në këtë rast e tradhton shokun e vet.

4- Gënjeshtra nuk është traditë jona, është traditë e perëndimorëve, e neve kjo vepër nuk na ka hije. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Me siguri do t'i pasoni adetet e popujve që kanë qenë para jush pëllëmbë ppër pëllëmbë dhe llërë për llërë, saqë, po të hynin në zgavër të hardhucës, edhe ju do të hynit atje". (Buhariu dhe Muslimi). Gënjeshtra nuk duhet të përhapet në jetën islame, sepse jeta islame ngrihet mbi të vërtetat në të folur dhe sinqeritet, e jo mbi gënjeshtra e mashtrime. Myslimani i sinqertë dhe i çiltër, në të folur është i sinqertë me veten e tij, me familjen dhe me të gjithë njerëzit; i sinqertë me atë që është në paqe dhe me atë që e lufton; i sinqertë në të gjitha rrethanat, sepse sinqeriteti është tipar i besimit. Pejgamberi a.s. njihej për çiltërinë dhe sinqeritetin e tij, para Shpalljes dhe më pastaj, e kur i mblodhi njerëzit në kodrën Safa, u tha: "Ç'mendoni sikur t'ju kisha informuar se armiku është në luginë pas kësaj kodre dhe do t'ju sulmojë, a do të më kishit besuar? Të pranishmit iu përgjigjën: Po, sepse kurrë nuk kemi parë që të gënjesh". Ai nuk ka gënjyer asnjëherë, sepse prej cilësive të para të pejgamberëve janë e vërteta në të folur dhe sinqeriteti e besnikëria, të gjithë të dërguarit e Allahut xh.sh. kanë qenë të çiltër e të sinqertë, e edhe pasuesit e pejgamberëve duhet të jenë të sinqertë në fjalët, veprat dhe në tërë çështjet e jetës së tyre.

### RASTET KUR ISLAMI E LEJON GËNJESHTRËN

Islami nuk e lejon gënjeshtrën, përveçse në raste të caktuara:

1- Për pajtimin në mes njerëzve: Transmeton Ummi Kulthum bint Utbe r.a. që ka thënë: "Nuk e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut xh.sh. të lejojë gënjeshtrën, përveç në



tri raste: "Për pajtimin në mes njerëzve (që kanë një grindje në mes tyre), për qëllime luftarake dhe në raportet e burrit ndaj gruas së tij dhe gruas ndaj burrit të saj". (Muslimi) Sipas këtij hadithi, gënjeshtra lejohet në këto tri raste. Për pajtimin në mes njerëzve, kur dikush mundohet t'i afrojë ata që janë larguar, ose t'i pajtojë ata që janë grindur në mes tyre, njeriu nuk duhet t'i bartë e t'i rrëfejë fjalët e vërteta që do të ketë dëgjuar prej njërit dhe tjetrit, por i fsheh ose i rregullon ato që ka dëgjuar, disa fjalë i fshin e disa i shton, me qëllim që t'i afrojë ata të dy, siç thuhet në hadithin e Pejgamberit a.s.: "Nuk është gënjeshtar ai që i pajton njerëzit, nëse përcjell lajme të mira ose flet mirë". (Buhariu dhe Muslimi). Prandaj në këtë rast, lejohet zbukurimi i fjalëve për t'i afruar ata që janë grindur në mes tyre dhe nuk flasin me njëri-tjetrin.

2- Për qëllime luftarake: Rasti tjetër kur lejohet gënjeshtra, është në luftë. Kur të zihet njeriu rob dhe e pyesin armiqtë, nuk është e arsyeshme t'u tregojë atyre për forcën ushtarake të ushtrisë së tij, për armatimin dhe depot e armatimit, e t'u rrëfejë për dobësitë e frontit të brendshëm, dhe më pastaj të thotë: Unë e thashë të vërtetën. Jo, kjo e vërtetë e thënë e shkatërron popullin (e robit të zënë).

3- Raportet e burrit ndaj gruas së tij dhe gruas ndaj burrit të saj: Nuk është e domosdoshme që burri t'ia thotë haptazi dhe sinqerisht gruas së tij realitetin e asaj që ndien në veten e tij kundrejt saj, madje edhe nëse e urren dhe nuk e do. Nuk lejohet t'i thotë gruas së tij: Unë të urrej, përkundrazi, duhet të mundohet të tregohet kinse po e do, në mënyrë që ta dojë edhe ajo, ndoshta kjo dashuri e ndërsjellë e largon këtë urrejtje. Një burrë erdhi tek Omeri r.a. dhe i tregoi se e ka shkurorëzuar bashkëshorten e tij, sepse ai e pyeti gruan e vet – a e urren atë, e ajo nuk i qe përgjigjur. Më pastaj ai iu përbetua që t'i përgjigjej, e ajo i tha: Unë nuk të dua. Më pas, gruaja erdhi tek Omeri r.a. dhe i tha: Për Zotin, o udhëheqës i besimtarëve, a më lejohet të gënjej? Omeri r.a. i tha: Po, nëse ndonjëra prej jush nuk e do bashkëshortin e saj, të mos i tregojë për këtë gjë, sepse të pakta janë ato familje që ngrihen mbi dashurinë, mirëpo njerëzit shoqërohen me Islamin dhe me edukatë e moral.

## GËNJESHTRAT MË TË KËQIJA

Kemi nevojë të jemi të sinqertë në të folur, mirëpo, të sinqertë në të folur duhet të jenë edhe: qeveritarët, dijetarët, edukuesit, tregtarët dhe çdo njeri në shoqëri: nxënësi në shkollën e tij, nëpunësi në zyrën e tij, punëtori në fabrikën e tij, bujku në fushën e tij, çdo njeri në vendin e punës së tij. Të gjithë duhet t'i përmbahen vërtetësisë në të folur, sepse s'ka më mirë sesa në mesin e një populli të përhapet sinqeriteti. Mirëpo, kur të përhapet gënjeshtra, pas saj nuk ka asgjë tjetër veçse të këqija: (Shih:Ali Imran, 61). Të bëhemi të sinqertë në të gjitha situatat tona: në fjalë, në punë, në çështjet fetare, etj..Gënjeshtra është prej veseve më të këqija, po ekzistojnë lloje të ndryshme gënjeshtrash: gënjeshtra që konsiderohen prej mëkateve të vogla, dhe gënjeshtra që konsiderohen prej mëkateve të mëdha. Prej gënjeshtrave më të këqija konsiderohen këto:

1- Dëshmia e rrejshme: Pejgamberi a.s. u tha shokëve të tij: "A doni t'ju njoftoj për mëkatet më të mëdha? I thanë: Gjithsesi, o i Dërguar i Allahut! Tha: T'I bëhet shok (shirk) Allahut dhe të mos i dëgjosh prindërit. Ishte (ulur) i mbështetur, pastaj u drejtua e tha: Vini re, edhe fjala e kotë, edhe dëshmia e rrejshme, dhe vazhdimisht e përsëriste këtë, saqë shokët e tij thanë: Ah, sikur të heshtte!" (Buhariu dhe Muslimi).

2- Përbetimi i rrejshëm: Shih:Ali Imran,77). Zotimi i rrejshëm i lë shtëpitë të shkreta, njeriu përbetohet për gënjeshtër, e përforcon gënjeshtrën e tij me zotim, duke u përbetuar në Emrin e Allahut xh.sh..

3- Gënjeshtra për ëndrrën: Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet prej shpifjeve (rrenave) më të mëdha është që njeriu të vërtetojë se ka parë ëndërr atë që nuk e ka parë". (Buhariu dhe Muslimi).

4- Gënjeshtra e sunduesve: Pejgamberi a.s. ka thënë: "Me tri (grupe të njerëzve) Allahu nuk do të flasë në Ditën e Gjykimit; nuk do t'ua falë e as s'do t'i mbrojë me mëshirën e Tij. Për ta është caktuar dënim i rëndë e i dhembshëm. Ata janë: plaku që bën zina; sunduesi që gënjen (dhe e mashtron popullin) dhe i varfri që është mendjemadh". (Muslimi). Sunduesi gënjeshtar, i cili duhet të jetë shembull për popullin e vet, e ai i gënjen ata vetëm për t'i çorientuar dhe mashtruar. Prandaj, gënjeshtra e sunduesit është prej më të këqijave, dhe sidomos, premtimet e parealizuara gjatë fushatës zgjedhore dhe falsifikimi e vjedhja e votave gjatë procesit zgjedhor.

5- Gënjeshtra për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, siç ka thënë Pejgamberi a.s.: "Ai që gënjen për Mua qëllimisht, le të përgatitë karrigen prej zjarri". (Buhariu dhe Muslimi). Për këtë arsye, myslimani duhet të ketë kujdes të mos i thotë hadithet e rrejshme e të pavërteta, sepse, kur t'i transmetojë ato hadithe të rrejshme, atëherë edhe ai konsiderohet prej gënjeshtarëve, për se edhe Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ai që transmeton hadithin, duke e ditur se është i rrejshëm, radhitet ndër ata që janë gënjeshtarë". (Muslimi).



### INTERVISTË ME MR. BAJRAM BLAKUN PAJTUES I GJAQEVE

# AFRIMI MES NJERËZVE MISIONI IM JETËSOR

*Kontribut për kauzën tonë kombëtare për liri dhe pavarësi kanë dhënë institucione, lëvizje e figura të ndryshme të sferave intelektuale, ushtarake, fetare etj.. Një iniciativë vullnetare, e shndërruar më vonë në lëvizjen gjithëpopullore që bashkoi popullin dhe ishte një dorë e fuqishme për popullin, dhe një grusht i fortë për armikun, të cilit i drejtoi një goditje të fuqishme në vitet '90, ishte, kush tjetër, përveçse lëvizja e zërit për pajtim e shpallje luftë pa kompromis hasmërisë, pra ishte Lëvizja për Pajtimin e Gjaqeve. Një zë i fuqishëm që asnjëherë nuk pushoi, po me tërë potencialin e tij intelektual dha në këtë drejtim, ishte dhe është Mr. Bajram Blaku, kryetari i këshillit për pajtimin e gjaqeve, dega Podujevë.*

*Një pasdite qemë në Podujevë për të kaluar pak çaste me z. Blakun, me qëllim që për ju, lexues të Diturisë Islame, të zhvillonim një intervistë për figurën, veprimtarinë dhe, mbi të gjitha, për misionin e tij, për më shum informacione që të hedhim pak dritë, në rreshtat në vijim.Vitet 1990 e 1992 kanë qenë vite kur kemi vepruar më intensivisht, më saktësishtë 6 muajt e parë të vitit 1990, kemi pasur një fluks të pajtimit të gjaqeve, kur kemi shqyrtuar e shtruar 136 gjaqe.*

*Familja kosovare ka filluar të devijojë shum në kuptim e mosrrespektimit të normave. Besimi është pikë e fortë që luan rol të jashtëzakonshëm në jetën e tij, nuk duhet të tëhujsohemi e të vrapojmë pas kulturave e civilizimeve të huaja, ngase ne kemi kulturën e traditën tonë të shkëlqyeshme dhe fenë tonë të mrekullueshme, - është formulë e sukseshme për çdo problem dhe nuk guxojmë t`i anashkalojmë, përkundrazi do të dalim humbës.*

*Dituria Islame : Kush është Bajram Blaku?*
Bajram Blaku: Jam Bajram Blaku, jam i lindur në Podujevë më 28.05.1944, shkollën fillore e kam kryer në vendlindje në shkollën fillore "Shaban Shala", shkollën e mesme "Aleksandër Gjuvani" e më pastaj kam vazhduar studimet në Fakultetin Filozofik, katedra e Historisë për të diplomuar në vitin 1970, ndërsa titullin akademik të magjistrit e kam marrë në vitin 1979. Fillimisht kam punuar si mësimdhënës në ciklin e ulët, ndërsa në gjimnazin "Aleksandër Gjuvani" kam punuar si profesor i historisë për 14 vjet rresht. Nga viti 1982 kam shërbyer si këshilltar në Entin Pedagogjik, ku kam vazhduar deri në pension.

*Dituria Islame : Kur e keni fillluar këtë mision të shenjtë?*
Bajram Blaku: Vitet '90 ishin vite kur kemi filluar, më saktësisht, në shkurt të vitit 1990, e deri në 1992 kemi bërë punë më intensive, por që nga ajo kohë vazhdojmë aktivitete pajtuese. Fillimisht unë kam qenë në krye të Këshillit pajtues dhe kam vepruar me disa të rinj e moshatarë të mi dhe me disa pleq. Në vitin 2005 është rifreskuar këshilli, e unë u rizgjodha si drejtues dhe 6 anëtarë të tjerë, me të cilët ende jemi në ballë të frontit kundër armikut që kemi - hasmerisë.

## TË GJITHA RASTET I FILLONIM ME BISMILAH, NË EMËR TË ZOTIT, ME FALË GJAKUN PËR HATËR TË ZOTIT, POPULLI KISHTE BESIM TEK NE, SE ISHIM TË SINQERTË DHE E KISHIM FI SEBILILAH

*Dituria Islame : Nga të erdhi ideja për këtë mision?*
Bajram Blaku: Të them të drejtën, nuk kam pasur ide për një mision të tillë, por këshilli qendror për pajtimin e gjaqeve me Anton Çettën në krye, më ka emëruar si kryesues të këshillit për pajtimin e gjaqeve në komunën e Podujevës. Fillimisht kam pasur hamendje për ta pranuar një detyrë të tillë, që kuptohet është privilegj po në të njëjtën kohë përgjegjësi dhe punë me presion, por t`i shërbesh popullit, është emanet dhe obligim, madje kur e kryen një punë fi sebililah dhe me vullnet e sinqeritet, habitesh për sukseset e tua dhe kthehesh e pyet veten prej nga ky triumf? Kemi qenë një ekip i mrekullueshëm që kemi funksionuar për mrekulli, që kemi sfiduar hasmërinë dhe përhapur paqen në familjet kosovore. Ka qenë privilegj, në të njejtën kohë përgjegjësi edhe ngarkesë e madhe, por me ndihmën e Zotit ia kemi dalë disi.

*Dituria Islame : Sa familje të hasmuara keni pajtuar, a mund të na e thoni numrin e saktë të tyre?*
Bajram Blaku: Vitet 1990 dhe 1992 kanë qenë vite kur kemi vepruar më intensivisht, më saktësisht 6 muajt e parë të vitit 1990, kur kemi pasur një fluks pajtimi të gjaqeve. Numri i saktë ka qenë 136 gjaqe, një sukses që kuptohet se erdhi pasi patëm koordinuar punët së bashku më këshillat e fshatrave, që i kemi pasur krah të djathtë, sepse ata shumë nga punët i kishin organizuar, identifikuar dhe më pastaj bashkërisht kemi arritur pajtimin dhe përqafimin e familjeve që deri para disa ditësh ishin të hasmuara. Kemi vazhduar edhe me një sistem tjetër të pleqnisë, si vëzhgues, ku kemi marrë pjesë në falje me kompensim, p.sh. ndalja e robit, etj.. Kemi arritur faljen e 4 gjaqeve përnjëherë, madje 1 gjak për 3 gjaqe e kështu me radhë. Me një fjalë, numri ka qenë relativisht i madh, por, kur ka angazhim, as suksesi nuk mungon dhe është një hije që të përcjell.

*Dituria Islame: A është i vështirë ky mision, na e shpjegoni procedurën si zhvillohet deri tek momenti i pajtimit. Cili është çelësi i suksesit tuaj? Sa luan rol besimi në këtë punë?*
Bajram Blaku: Me të vërtetë, sikur e theksuam më herët, misioni i tillë nuk ka qenë i lehtë. Duheshin durim, punë e punë, diskutime të shpeshta, të nxehta, por kur kurorëzohej me shtrëngim duarsh shoqëruar me lot gëzimi, tërë lodhja shpaguhej.Të gjitha rastet i fillonim me Bismilah, Në emër të Zotit, me falë gjakun për hatër të Zotit, populli kishte besim tek ne, se ishim të sinqertë dhe e kishim fi sebililah…Ishte shumë rëndë të jetohej pa besë e në gjak pa u falur. Unë këtë si intelektual e kam përjetuar rëndë, sepse me pasojat e saj jam përballur çdo ditë. Imagjinoni:Si profesor kam pasur nxënës që kanë qenë në bela dhe kam menduar me vete si ka mundësi nxënësi i tillë të përqendrohet në mësim, kur e ka hall se si të dalë nga shkolla dhe të shkojë në shtëpi shëndoshë e mirë, pa u vrarë, pasi ka një gjak borxh e nuk ka besë, dhe çdo gjë është e mundshme. Për këtë fakt kam dhënë maksimumin nga vetja që robërinë në liri ta largoja një herë e përgjithmonë nga familja shqipatre.

## ATA ME TË CILËT DIALOGONIM PËR FALJE TË GJAKUT, NËSE ISHIN FETARË, DOZA E FETARËSISË SË TYRE NDIKONTE NË LEHTËSIMIN E FALJES

*Dituria Islame: Sa luan rol Besimi në këtë drejtim?*
Bajram Blaku: Besimi luan rol të madh dhe tejet të rëndësishëm në afrimin në mes njerëzve, por, thënë më drejt, njeriu besimtar që u përmbahet parimeve të fesë sonë të drejtë, nuk bie në këtë shkallë të mbysë njeri, sepse e di se sanksionohet rëndë sikurse të mbyste tërë njerëzimin. Ata me të cilët dialogonim për falje të gjakut, nëse ishin fetarë, doza e fetarësisë së tyre ndikonte në lehtësimin e faljes.

*Dituria Islame: A keni pasur maltretime nga armiku serb?*
Bajram Blaku: Vendi nikoqir i pajtimit të gjaqeve me iniciativën e këshillit, merrte emrin e madh të PAJTIMIT, si Xhamia, lëndina, fshati, prroi, lagjja etj.. P.sh: Përroi i Jovës në Pollatë mori emrin Përroi i Pajtimit, Lëndina e Gjurës në Dumnicë të Poshtme, mori emrin Lëndina e Pajtimit. Ky riemërtim, duke i hedhur emrat e armiqve si lecka, e pengonte rëndë armikun, andaj si pretekst të akuzave në fjalë, por që ishte ekskluzivisht për lëvizjen që unë drejtoja, nisën maltretimet. Kështu, më datën 4 gusht 1994 mora lëndime të rënda fizike, por asnjeherë nuk arritën të më ndalnin, vetëm sa më kalitën më shumë. Më datën 7 gusht 1994 u vra Hasan Ramadani, e unë, ashtu i lënduar rëndë, nuk bëra ballë të mos shkoja në varrim, për të kryer një shërbim qytetar. Pastaj, pas një muaji, pajtuam një gjak, dhe kështu, edhe pse isha halë në sy për ta, unë asnjeherë nuk u ndala në veprimatrinë time.

*Dituria Islame : A mund të na veçoni ndonjë rast që ka qenë më prekës përgjatë këtyre viteve?*
Bajram Blaku: Ka shumë raste që më kanë mbetur në

kujtesë, por një rast që më ka lënë mbresa dhe ishte shumë prekës, ishte një ditë e xhumaje në xhaminë e Podujevës, kur dy familje të njohura në këtë anë, familjet Shala dhe Hoxha, në vitin 1966 kishin rënë në bela dhe kishte ardhur koha për t`i dhënë lamtumirën hasmërisë. Ne për këtë rast kemi shpenzuar shumë kohë për të ardhur në atë ditë. Tërë natën kemi negociuar me palët dhe me agun e një dite të bardhë për këto familje, erdhi ajo ditë. Ajo që ishte prekëse për të gjithë të pranishmit, dhe veçanërisht për ne të këshillit, ishte sjellja e mrekullueshme e kryeplakut, vëllait të të vrarëve të familjes që falte gjakun, i cili, pasi u shtërngoi duart një herë dhe fali gjakun, i thirri të rinjtë që deri dje i kishte hasm, dhe edhe një herë i mori për qafe dhe uroi paqe për ta….Kjo ishte një ditë madhështore që nuk do ta harroj kurrë dhe që shpesh më shoqëron. Sa herë që e kujtoj, ndiej emocione dhe më zgjon ndjenjë pozitive.

*Dituria Islame: A ndodh ndonjëherë të dështojë iniciativa juaj?*
Bajram Blaku: Po, me siguri se çdokund, krahas suksesit që të përcjell, pa dyshim se edhe sfidat janë ato që të shoqërojnë. Tek falja e gjakut ka pasur raste kur nuk kemi arritur të arrijmë faljen a pajtimin, por kemi lëvizur diçka. Ndoshta gjakun nuk e ka falur, por ka dhënë besë se nuk do të hakmerrej e nuk e ka ndalur besën kurrë, që d.m.th. se këshilli kishte dhënë kontributin e tij. Këtu mund të përmend një rast të hidhur që na ka ndodhur në vjeshtën e vitit 1990, kur lëvizja jonë ishte shndërruar në lëvizje gjithëpopullore dhe kishte marrë hov atë vit, por procesi ishte zbehur paksa, kur kishte ndodhur një vrasje e rëndë në fshatin Dobërçan ku vëllai e pat mbytur vëllanë, që ishte për ne si një thikë pas shpine, por ja që të papriturat ndodhin.

## EDHE SOT E NDIEJ SE JAM NË MEKË. VIZITA E TILLË ËSHTË NJË MREKULLI E KËSAJ BOTE, A MUND TË HARROHEN DITA E ARAFATIT, MUZDELIFE, MINA ETJ

*Dituria Islame: Perderisa sot funksionojnë gjyqet në vënien e drejtësisë në Kosovë, si i komentoni ecuritë e funksionimit të tyre sot?*
Bajram Blaku: Të them të drejtën, ne kemi dëshirë që ato të funksionojnë në mënyrën më të mirë, por sot jemi dëshmitarë se si po funksionojnë ato. Unë kisha pasur dëshirë që këshilli i pajtimit të mos ekzistojë, po këtë punë ta kryejnë policia, organet e hetuesisë, gjyqësia, prokuroria dhe hetuesia e jo këto këshilla për pajtime, sepse ato kanë qenë domosdoshmëri për kohën kur kanë filluar. Ky këshill duhet të funksionojë në mënyrë institucionale, siç ngjan në vendet e rajonit, që është bërë një nismë dhe është marrë një hap institucional, kur më 18.09.2008 është miratuar ligji për ndërmjetësim në Kuvendin e Kosovës, por ende nuk kemi rezultate konkrete, sepse nuk ka hyrë në fuqi.

*Dituria Islame: Lëvizjet për pajtimin e gjaqeve kanë qenë hapat e parë drejt Pavarësisë së Kosovës. Sot e kemi shtetin tonë, a janë zvogëluar hasmëritë në familjet kosovare?*
Bajram Blaku: Unë isha përgjigjur për një segment tjetër. Vetë fakti se që në vitet 1998-1999, kur UÇK bëri veprën e mbinatyrshme, djemtë dhe vajzat e UÇK-së, që luftonin së bashku dhe deri dje disa familje që ishin në hasmëri dhe në vijën e frontit ishin tok e më shumë se kurrë të bashkuar, - kjo na bën të themi të sigurt se e kemi kryer punën tonë që arritëm ta afronim popullin dhe t`i bashkonim forcat. Sot, kuptohet, nuk është ajo gjendje e viteve `90, por nuk është e kënaqshme. Sot nuk janë zgjidhur shumë probleme pronësore juridike, pastaj ka lindur problemi i pronave, i pronave serbe, përparësia e blerjes, prishje e miqësisë, që janë shoqëruar me plagosje edhe vrasje. Vetëm vitin e kaluar kemi pasur dy vrasje. Në fshatin Buri është vrarë mësiti pas prishjes së miqësisë etj.. Familja kosovare ka filluar të devijonte shumë në kuptim të mosrespektimit të normave, prandaj besimi luan rol shumë dhe njeriu, pasi të devijojë nga besimi, atëherë hyn në ngatërresa të tilla, sepse njeriu besimtar e kupton se jeta është betejë dhe, kur ndodhet në situata të tilla, atëherë besimtari gjen zgjidhje në çfarëdo situate, ndërsa ai që nuk ka besim sa duhet, bie shumë shpejt në ngatërresë. Besimi është pikë e fortë që luan rol të jashtëzakonshëm në jetën e tij.

## ROLI I IMAMËVE NË PAJTIMIN E GJAQEVE ËSHTË I PAZËVENDËSUESHËM

*Dituria Islame: Cili është roli i hoxhallarëve në pajtimin e gjaqeve anëkend Kosovës, me cilin hoxhë ke bashkëpunuar?*
Bajram Blaku: Imamët në këtë karvan të paqes kanë



luajtur rol të pamohueshëm, sikur janë/ishin:Idriz Kosova, Xhevat Kryeziu, Idris Bilalli, pastaj Ahmet Berisha , Muhamet Demiri, i cili, si kryeimam, kishte autoritet të pakontestueshëm që tek familjet fetare, ku ishte hoxha i pranishëm, si e shkelte pragun e asaj familjeje, ne parandienim se gjaku do të falej, e pastaj imamë të tjerë, që kanë luajtur rol, janë edhe Ali Brimolli, Osman Kurtolli, Shaban Mulolli, etj..

*Dituria Islame: Vepra që ju ka shoqëruar përgjatë tërë jetës suaj, është e veçantë, sivjet keni kryer edhe një vepër, një obligim hyjnor, çfarë mbresash ju la ky udhëtim, a do të ketë ndikim pozitiv në misionin tuaj titulli haxhi?*
Bajram Blaku: Në këtë jetë të shkurtër, pak ka momente të gëzimit: Si është rasti i ushtarëve të UÇK-së, kur i kam parë për herë të parë të rreshtuar, që nuk i harroj kurrë, sepse disa i kam pasur edhe nxënës dhe atë ditë, kur i vizitova në zonën e Llapit, m'u duk se ishin nga një planet tjetër, sepse ajo ishte bismilahi i zgjidhjes së problemit; pastaj një moment tjetër ishte edhe kthimi në atdhe, pas largimit nga armiku; po në këtë masë jam ndier edhe gjatë vizitës sime në Mekë, kur qeshë në një kongres botëror të mbi 4 milionve, që edhe sot e ndiej se jam atje. Vizita e tillë është një mrekulli e kësaj bote, a mund të harrohen Dita e Arafatit, Muzdelife, Mina etj.? Të punojmë në frymën e këtij frymëzimi, të punojmë vepra të mira, të jemi të arsyeshëm, të kemi durimin dhe, me ndihmën e Allahut, do të ecim përpara.

*Dituria Islame : Mesazhi juaj për lexuesit tanë?*
Bajram Blaku: Sa më shumë të bindemi ne si besimtarë në fenë e vetme të vërtetë, në fenë e Allahut, ku është e vërteta absolute, t`i vizitojmë vendet e shenjta që i ka caktuar Allahu, të krijojmë një stabilitet të brendshëm, të ruhemi prej të këqijave, të mos i lakmojmë kulturat e huaja, ashtu siç jemi duke vepruar, të gjejmë zgjidhjen në porositë-ligjet e Zotit, që janë të shkruara, e jo të shkelen parimet. Ajo që më brengos, është se familja kosovare nuk është duke ruajtur institucionin e kurorës, martesës, bashkëshortësisë, familjes, veçanërisht Kurorës, afërsinë familjare. Obligimet që dalin nga ajo afërsi, i kemi detyrë t'i ruajmë, kemi nevojë ta ruajmë këtë afërsi, e jo të mbështesim familje të çoroditur e të tëhujsohemi e të vrapojmë pas kulturave e civilizimeve të huaja, ngase ne kemi kulturën e traditat tona të shkëlqyera, dhe fenë tonë të mrekullueshme. Kjo është formulë e suksesshme për çdo problem dhe nuk na lejohet t`i anashkalojmë, përkundrazi do të dalim humbës.

*Dituria Islame : Ju faleminderit*
Bajram Blaku: Ishte kënaqësi.

Intervistoi: Mr.sc.Afrim Jusufi

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME LIPJAN, SHPALL**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës në KBI të Lipjanit për:**
**Arkëtar të Këshillit të Bashkësisë Islame të Lipjanit**

**KUSHTET PËR ARKËTAR JANË:**
1. Të ketë kryer së paku medresenë "Alauddin" të Prishtinës.
2. T'i përmbahet Rregullores së këtij Këshilli dhe Kushtetutës së BI-së të Republikës së Kosovës.
3. Të ketë aftësi për këtë punë.
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht.

**KANDIDATI, KRAHAS KËRKESËS, DUHET TË DORËZOJË EDHE KËTO DOKUMENTE:**
1. Diplomën e medresesë respektivisht të fakultetit;
2. Certifikatën e lindjes;
3. Certifikatën e mjekut;
4. Certifikatën që nuk është nën hetime;
5. CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale)

**Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të shqyrtohen.**
**Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes në revistën "Dituria Islame".**

**Këshilli i BI-së i Lipjanit**



## DEKLERATË PËR OPINION E MYFTIUT TË KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA, ME RASTIN E VRASJES SË DY USHTARËVE AMERIKANË NË FRANKFURT TË GJERMANISË

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, e tronditur, ka marrë lajmin për vrasjen e dy ushtarëve amerikanë dhe plagosjen e dy të tjerëve në Frankfurt të Gjermanisë.

Në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe besmitarëve tanë, u shprehim ngushëllimet më të thella popullit amerikan, ushtrisë amerikane, autoriteteve amerikane dhe familjeve të të vrarëve për këtë humbje të jetës së më të dashurve të tyre.

Dënojmë çdo akt terrorist, pavarësisht se kush e kryen atë, pa marrë parasysh qëllimin e motivin, ndonëse për ne ky rast është edhe më i rëndë, për shkak se në të është implikuar një individ me origjinë nga Kosova. Të sulmosh ushtarët e një vendi mik, që ndihmuan në çlirimin e Kosovës, përveçqë është një akt makabër e terrorist, s'ka dyshim se është edhe një atak kundër Kosovës dhe popullit të saj si dhe kundër interesave të popullit shqiptar..Ne, edhe një herë, shprehemi qartë se populli i Kosovës dhe besimtarët e saj nuk kanë asgjë të përbashkët me dhunën, vrasjet e terrorizmin. Shprehim mirënjohjen tonë për Shtetin dhe Popullin amerikan, për kontributin e dhënë për Kosovën dhe vlerat demokratike. Jemi të bindur se ky akt nuk do të ndikojë në marrëdhëniet tona të veçanta me Popullin dhe Qeverinë Amerikane.Kryesia e BIK-së, edhe me këtë rast, i shpreh mbështetje të fortë dhe të parezervë Qeverisë Amerikane, me bindjen se dy popujt do të gjejnë forcën e arsyes për tejkalimin e kësaj tragjedie.

*Myftiu i Kosovës,*
*Mr. Naim Tërnava*

## MYFTIU NË AMBASANDËN AMERIKANE

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 5 mars qëndroi në Ambasadën Amerikane në Prishtinë, ku u nënshkrua në Librin e zisë në kujtim të ushtarëve amerikanë të vrarë para dy ditëve në Frankfurt të Gjermanisë.

## TELEGRAME URIMI

***I nderuar zotni President,***
*Me rastin e zgjedhjes Suaj në postin e Presidentit të Republikës së Kosovës, pranoni urimet dhe përgëzimet e mia më të përzemërta. Shpresoj që zgjedhja Juaj për President të Kosovës në këto momentë, do të reflektojë unitetin e popullit të Kosovës, garantimin dhe funksionimin demokratik të institucioneve të vendit, si dhe afirmimin e çështjes së Kosovës në arenën ndërkombëtare. I nderuari z. President, duke Ju uruar për mandatin e ri, e lus Zotin që t'ju ndihmojë në realizimin dhe përmbushjen e detyrave e obligimeve që dalin nga Kushtetuta e vendit, duke mos harruar përgjegjësinë para Zotit dhe popullit.*
*I nderuar President, shpreh gatishmërinë time dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës, për përkrahjen dhe bashkëpunimin në realizimin e objektivave të vendit. Duke Ju uruar shëndet në jetë, Ju dëshiroj suksese në detyrën Tuaj*

*Me respekt,*
*Kryetari, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*

***I nderuar zotni Kryeministër,***
*Me rastin e rizgjedhjes Suaj në krye të Qeverisë së Kosovës, pranoni urimet dhe përgëzimet e mia më të sinqerta, duke Ju uruar suksese në realizimin e objektivave madhore të Kosovës. Z. Kryeministër, Kosova sot ka nevojë për një qeveri të përkushtuar, për të përmbushur pritjet e qytetarëve, për integrime, mirëqenie ekonomike dhe sundim të rendit e ligjit. Jam i bindur që Ju dhe të porsazgjedhurit Tuaj, do kryeni me sukses detyrat e larta në shërbim të vendit, duke pasur në vetëdije përgjegjësinë para Zotit dhe popullit. Z. Kryeministër, Ju lutem që urimet e mia më të sinqerta t'ua përcillni edhe anëtarëve të kabinetit Tuaj.*

*Me respekt,*
*Kryetari, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*

***I nderuar zotni Kryeparlamentar,***
*Me rastin e rizgjedhjes Suaj në postin e Kryetarit të Kuvendit të Kosovës, pranoni urimet dhe përgëzimet e mia më të sinqerta. Zotni Krasniqi, ju, me punën Tuaj në krye të legjislativit në mandatin e kaluar, keni treguar një integritet të lartë prej drejtuesi e burrështetasi të dëshmuar, prandaj shpresoj se rizgjedhja Juaj për të udhëhequr edhe në një mandat Parlamentin e Kosovës, do të fuqizojë edhe më tempullin e demokracisë.*
*Zotni Kryetar, përmes jush përgëzoj e përshëndes edhe të gjithë delegatët e Kuvendit të Kosovës. Duke Ju uruar shëndet në jetë, Ju dëshiroj suksese në detyrën Tuaj.*

*Me respekt,*
*Kryetari, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*

## MYFTIU TËRNAVA TAKOHET ME PRESIDENTIN PACOLLI

Presidenti i Republikës së Kosovës, Behgjet Pacolli, më 11 mars priti në takim Myftiun e Kosovës, Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët. Myftiu Tërnava uroi Presidentin Pacolli për zgjedhjen në krye të vendit, duke i dëshiruar sukses në kryerjen e detyrave dhe përgjegjësive të mëdha që ka përpara. Presidenti Pacolli dhe Myftiu Tërnava theksuan nevojën e bashkëpunimit të vazhdueshëm në të gjitha fushat, në çuarjen përpara të proceseve, në të mirë të interesit të Kosovës dhe të të gjithë qytetarëve të saj. Duke çmuar lart angazhimin e Myftiut Tërnava dhe të BIK-së, Presidenti Pacolli i ofroi përkrahjen e vazhdueshme të tij dhe të institucioneve të vendit.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E KOMUNËS SË JUNIKUT AGRON KUÇI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 2 mars priti kryetarin e komunës së Junikut, z. Agron Kuçin. Kryetari Kuçi, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, e njohu atë me konsolidimin e kumunës së Junikut, pas ndarjes së saj nga Deçani. Z. Kuçi kërkoi nga Myftiu përkrahjen për realizimin e projekteve të infrastrukturës, që janë në funksion e shërbim të drejtpërdrejtë të qytetarëve dhe besimtarëve të kësaj komune. Myftiu Tërnava përgëzoi kryetarin për arritjet që kanë bërë në komunën e Junikut, dhe shprehu gatishmërinë që të bashkëpunojë edhe me këtë komunë të re, si me të gjitha komunat e tjera. Myftiu Tërnava tha se BIK ka një bashkëpunim të mirë me qeveritë lokale në gjithë Kosovën. Këtë bashkëpunim do ta kemi edhe me ju, ndërsa, për sa i përket përkrahjes për projektet e komunës për infrastrukturë, Myftiu tha se Bashkësia Islame është në shërbim të popullit dhe kontributi i saj do të jetë evident.



## MYFTIU TËRNAVA NË PREKAZ

Me rastin e 13-vjetorit të rënies heroike të Komandantit të UÇK-së, Adem Jashari, dhe familjes së tij, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, qëndroi më 5 mars në Prekaz, ku në Kompleksin Memorial, tek Varrezat e Dëshmorëve bëri lutje për dëshmorët e rënë për lirinë e Kosovës. Myftiu Tërnava, në Prekaz në Kullën e Jasharajve, u prit nga kryefamiljari z. Rifat Jashari. Me këtë rast, Myftiu, përveç të tjerash, tha: "Prekazi është simbol i qëndresës dhe krenarisë së kombit tonë. Jemi këtu për të kujtuar qëndresën heroike të familjes Jashari dhe të gjithë dëshmorëve që dhanë jetën për lirinë e vendit". Ndërsa z. Rifat Jashari në fund falënderoi bashkëkombësit dhe miqtë e tjerë, të cilët, siç tha ai, "që nga pavarësia e këndej, nuk na lanë vetëm as në gëzime dhe as në hidhërime, por gjithherë ishin me ne dhe pranë nesh".





## MYFTIU TËRNAVA PËRFAQËSUESVE TË DEPARTAMENTIT TË TË RINJVE TË BIK-SË

Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës ka mbajtur më 2 mars mbledhje me përgjegjësit e të rinjve pranë këshillave të Bashkësisë Islame, të cilët në këtë detyrë janë caktuar ditë më parë, me se edhe bëhet shtrirja e Departamentit të të Rinjve në terren.Në këtë takim, përveç udhëheqësve të Departamentit të të Rinjve, qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, që shoqërohej nga kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe përgjegjësi për veprimtari botuese, Ahmet Sadriu. Fillimisht të pranishmeve iu drejtua përgjegjësi i Departamentit të të Rinjve të BIK-së, Fitim Gashi, i cili përgjegjësit të rinjve të Këshillave i njohu me aktivitetin që ka zhvilluar Departamenti i të Rinjve. Gashi foli gjithashtu edhe për objektivat e Departamenit për të ardhmen. Përfaqësuesve të të rinjve iu drejtua edhe Myftiu i Kosovës, Mr. NaimTërnava, i cili tha se themelimi i Departamentit të të Rinjve ka qenë një kërkesë e kohës. Aktivitetet që ka bërë Departamenti, dëshmojnë më së miri për nevojën që ka BIK për punën me të rinj. "Unë do t'ju përkrah në realizimin e projekteve dhe angazhimeve tuaja, dhe kam bindjen që konsolidimi dhe shtrirja e strukturës së Departamentit në terren, do të ndikojë në rritjen dhe avancimin e jetës fetare. Neve na duhet angazhim më i madh në edukimin e brezit të rinisë, ngase këtë e kemi edhe mision"- tha Myftiu Tërnava.Për zhvillimin dhe intensifikimin e jetës fetare foli kryeimami, Sabri ef. Bajgora.

## SEKRETARI I KRYESISË RESUL REXHEPI PRITI KRYETARIN E KËSHILLIT TË PËRGJITHSHËM TË KMSH

Sekretari i përgjithshëm i Kryesisë së BIK-së, Resul ef. Rexhepi, më 10 mars priti një delegacion të lartë të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, të udhëhequr nga Ylli Gurra – Kryetar i Këshillit të Përgjithshëm të KMSH-së, i cili shoqërohej nga z. Islam Hoxha – myfti i Kukësit. Delegacioni i lartë nga Tirana, pasi falënderuan për pritjen, u interesuan që të njiheshin me mënyrën e organizimit të Haxhit nga ana e Kryesisë së BI-së të Kosovës. Sekretari i Kryesisë së BIK-së, Resul Rexhepi, delegacionin e lartë nga KMSH e njohu me formën, mënyrën, përvojën, sfidat dhe arritjet e BIK-së në fushën e organizimit të Haxhit. Resul ef. u shpreh që organizimi i Haxhit është një çështje me të cilën duhet të merren institucionet kompetente zyrtare islame, ngase kemi të bëjmë me kryerjen e një kushti të fesë islame. Tendenca që me organizimin e Haxhit të merren agjenci e subjekte të ndyshme, që nuk janë në kuadër të institucioneve fetare islame, është e dëmshme për vetë besimtarët, sepse për të kryer Haxhin, duhen njohur mirë rregullat dhe parimet e fesë. Sekretari i Kryesisë, Resul ef. Rexhepi, tha se inkurajon dhe mbështet fuqishëm KMSH-në, në planet e tij për të marrë tash përsipër e tutje organizimin dhe udhëheqjen e Haxhit, dhe për këtë i siguroi mysafirët e lartë të KMSH-së, se Kryesia e BIK-së do të vërë në shërbim të tyre tërë përvojën që ka në këtë fushë. Delegacioni i lart i KMSH-së , u prit edhe nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava. *(R.Shkodra)*



## MBRËMJE KURANORE

Më 6 mars, organizuar nga KBI i Gjilanit në Xhaminë e madhe të Qytetit, u mbajt një mbrëmje kuranore. Tubimin e përshëndeti Kryeimami e më pastaj mbajti një ligjëratë Dr.Sylejman Osmani. Më pas kënduan tre imamët, të cilët ishin ftuar në këtë mbrëmje kuranore: mulla Mehdi ef. Goga nga Peja, Salih ef. Beqiri nga Vitia dhe Ibrahim ef. Beqiri nga Ferizaj. Në fund, me një ilahi përfundoi kjo mbrëmje, në të cilën merrnin pjesë shumë besimtarë dhe imamë. *(I. Mustafa)*

### MYFTIU TËRNAVA PRITI STUDENTËT KOSOVARË TË KTHYER NGA LIBIA

Myftiu i Kosovë, Mr. Naim Tërnava priti me 2 mars në selinë e Kryesisë së BIK-së një grup studentësh kosovarë që studiojnë në Libi, të cilët ditë më parë u evakuan prej atje. Myftiu Tërnava fillimisht shprehu gëzimin e tij që studentët kosovarë janë kthyer në atdhe pa ndonjë problem, dhe u tha atyre që ai ka ndjekur me vëmendje zhvillimet në Libi. Studentët e njohën Myftiun me rrethanat e peripecitë me të cilat janë përballur gjatë ditëve të trazirave në Libi. Ata falënderuan Myftiun dhe BIK-në për interesimin dhe kontributin që dhanë BIK, sidomos Myftiu Tërnava, për kthimin e tyre në vend. Myftiu u premtoi studentëve të kthyer përkrahje e kujdes për vazhdimin e studimeve në FSI, në ndonjë fakultet tjetër në Kosovë ose Jashtë.Myftiu dhe studentët falënderuan Ambasadën tonë në Ankara si dhe përfaqësuesit e shtetit turk për kthimin e studentëve tanë në atdhe.



### RAHOVECI SHËNON MUAJIN E MEVLUDIT

KBI i Rahovecit, organizoi një sërë aktivitetesh me moton "Ta njohim Pejgamberin tonë", ndër të cilat: Ligjërata javore: çdo të diel pas namazit të jacisë, imamët e qytetit trajtonin tematika që kanë të bëjnë me Pejgamberin a.s. si: "Rëndësia e njohjes së jetëshkrimit të Muhamedit a.s", "Dashuria ndaj Muhamedit a.s", "Veçoritë dhe virtytet e Muhamedit a.s", "Detyrimet e besimtarëve ndaj Muhamedit a.s", etj..Tubime dhe biseda familjare. Për herë të parë KBI i Rahovecit organizoi edhe tubime e biseda familjare: kryefamiljarët i ftonin të afërmit dhe imamët flisnin e bashkëbisedonin me ta rreth vlerës dhe personalitetit të Muhamedit a.s, dhe kjo zgjoi një interesim jashtëzakonisht të madh. Manifestimi solemn u shënua në qendrën kulturore "Mensur Zyberaj" më 08.02.2011. Fillimisht, Kryetari i KBI-së të Rahovecit, Shani ef. Sylka, përshëndeti mysafirët dhe të pranishmit duke u uruar mirëseardhje dhe më pastaj, në fjalën e tij, i njohu me aktivitetet që organizohen gjatë këtij muaji. Muharrem ef. Tërnava, prof. i MM "Alauddin" të Prishtinës, mbajti ligjëratën: "Muhamedi a.s shëmbëlltyrë për njerëzimin" si dhe kori i djemve i kësaj medreseje, të cilët zbukuruan programin me lexim Kurani, ilahi, kaside etj.. Të pranishëm ishin edhe kryetari i KK të Rahovecit, ztr. Smajl Latifi, përfaqësues të subjekteve politike, si dhe xhematlinj të shumtë. Gjatë këtij muaji KBI i Rahovecit, në bashkëpunim me sektorin e grave pranë Kryesisë së BI-së, në qendrën kulturore më 24.02.2011 organizoi edhe një program tjetër, enkas për gratë, ku pati një ligjëratë si dhe këndim Kurani, ilahi e kaside nga kori i vajzave i medresesë "Alauddin". Aktvitetet u përmbyllën me moton "Ta njohim Pejgamberin tonë" me një program të organizuar enkas nga vijuesit e mësimbesimit të qytetit me datë 12.03.2011. Vijuesit e mësimbesimit shfaqën një program mjaft të pasur: lexim Kurani, ilahi si dhe poezi kushtuar Muhamedit a.s.. Salla qe mbushur me fëmijë si dhe prindër të shumtë, që kishin ardhur për ta ndjekur programin. Në fund të programit, kryeImami i KBI-së të Rahovecit, Nusret ef. Abazibra, iu drejtua fëmijëve me disa këshilla duke u kujtuar atyre se Muhamedi a.s ishte model edhe për fëmijët si dhe kishte mëshirë të madhe për ta. *(A. Ejupi)*

### AKTIVITETE TË SEKTORIT TË FEMRËS NË PODUJEVË-

Më 16.02.2011 në vazhdën e shumë aktiviteteve që janë organizuar në tërë Kosovën për nder të muajit të Mevludit, edhe Sektori i Femrës pranë KBI-së të Podujevës, mbajti manifestimin me moton "Muhamedi Pishtar Ndriçues", organizoi gara Kurani për femra. Përveç garave, ishte organizuar edhe një koktej për të pranishmet. Në garë morën pjesë 20 veta, të cilat lexuan pjesë të ndryshme nga Kurani . Garat i hapi përfaqësuesja e këtij sektori, njëherazi dhe organizatore, Fetije Osmani, e cila i falënderoi të pranishmet për pjesëmarrjen dhe garueset për guximin . Më pastaj fjala iu dha kryetarit të KBI-së të Podujevës, Idriz ef. Bilallit, i cili para atë pranishmeve foli rreth personalitetit të Muhamedit a.s. dhe misionit të Tij në ngritjen e vlerave njerëzore dhe sidomos të femrës. Komisioni në përbërjen: Besim Llalloshi, Adem Maçestena dhe Kadrije Dragusha shpërbleu 6 më të dalluarat. Vendi i parë takoi Vahide Hotit, i duti Shefkije Selmanit, i treti Shukrije Selmanit, i katërti Sanije Kodraliui, i pesti Sahadete Poterës dhe i gjashti Fatmire Demës. Në fund u shpërndanë dhurata për fitueset. *(K. Dragusha)*





## “BEREQETI” VAZHDON AKTIVITETET

Me gjithë krizën që ka përfshirë çdo pjesë të Kosovës, vazhdojnë aktivitetet e shoqatës humanitare “Bereqeti”, me një ritëm të qëndrueshëm. Edhe pse muajt janar e shkurt ishin të ftohtë e përplot acar, nuk ngrinë aktivitetet e shoqatës humanitare “Bereqeti”. Kryetari i shoqatës, Fitim ef. Flugaj, së bashku me koordinatorin e tij për rajonin e Prishtinës, Xheladin ef. Fazliun, vazhduan aktivitetet jo vetëm në Prishtinë e rrethinë, po edhe më gjerë. Ata bënë vizita fshatrat e komunës së Prishtinës, Ferizajt, Podujevës dhe Janjevës. Vetëm gjatë dy muajve të parë të këtij viti dhe në gjysmën e parë të muajit mars, shoqata ka arritur të ndihmojë përafërsisht njëqind familje në muaj, që do të thotë mbi dyqind familje, me artikuj ushqimorë, veshmbathje dhe shtroja për shtëpi e shtretër. Diçka që vlen të theksohet, është se donatorët vendës kanë filluar të shtrijnë dorën edhe për materiale ndërtimore për nevojtarë, sidomos në këtë grejtim duhet dalluar si donator Kompania Kerasan me pronar Vullnet Sefaja me partnerët, që ndihmoi 7 familje të varfra në Hajvali dhe Prishtinë me një sasi të duhur pllakash sanitare, përafërsisht 15 m/katror për secilën familje, të cilat mbeten shumë të kënaqura. Familjet që përfituan nga ky donacion janë: në Hajvali: Familja e Safet Aliut, e Hajdar Sopit, e Habib Vitisë, e Salih Salihut, dhe familja e Ajet Latifit; Familja e Bekim Ymerit (Prishtinë) dhe ajo e Shaban Majkovcit (Prishtinë). Shoqata falënderoi nga zemra donatorin në fjalë dhe mori premtime për bashkëpunim të mëtejshëm, sidomos kur merret parasysh se pllakat e qeramikës mundësojnë një pastërti më të lehtë dhe më të efektshme, dhe ato as që kanë mundësi t’i blejnë familjet në nevojë sociale. *(R.Gërbeshi)*

## MUHAMEDI A.S. SHËMBËLLTYRË E NJERËZIMIT

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së organizoi një varg manifestimesh fetare dhe kulturore për nder të datëlindjes së njeriut më të dashur të Allahut, Muhamedit a.s.. Programi u mbajt më 24.02.2011në Sallën e kulturës në Rahovec. Motoja e këtij programi ishte”Muhamedi shembulli i njerëzimit”, që më pas u shtjellua gjerësisht nga Prof. Azemine Kukaj-Kajoshi. Meqë ishte organizuar vetëm për femra më pastaj u shtrua tema “Roli dhe rëndësia e gruas në Islam” nga Hanife Jahiri – Kastrati. Për pasurimin e këtij programi në aspektin kulturor dhe argëtues u kujdes kori i i vajzave i medresesë së mesme ”Alauddin” të Prishtinës, që, me një prezantim të shkëlqyer dhe me ilahitë e përzgjedhura me shije të veçantë, e bënë më mbresëlënëse atmosferën për mysafiret e pranishme. Po ashtu mbresëlënëse ishte vogëlushja Rejanë Kastrati me interpretimin dhe paraqitjen e saj. Dhe, në fund të këtij programi, Departamenti i Gruas i BIK-së organizoi një lojë shpërblyese për të pranishmet. Qëllimi i këtij programi ishte që të përkujtonin figurën më të dashur, Profetin tonë, Muhamedin a.s. - ”Pa dyshim ju në të Dërguarin e Zotit keni shembullin më të mirë”Poashtu Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së në rrjedhën e aktiviteteve që zhvillon ka organizuar trajnimin me temën “Edukimi dhe mbrojtja e të drejtave të fëmijëve”, që është mirëpritur nga të gjitha pjesëmarrëset dhe është cilësuar si një aktivitet mjaft i dobishëm, ose ndoshta edhe i domosdoshëm për edukimin e brezave të rinj. Trajnimi ka filluar më 19.02.2011 dhe parashihet të zgjasë një muaj. Këtë trajnim e drejtojnë profesoreshat Azemine Kukaj-Kajoshi dhe Gyltene Dërguti, të cilat janë duke bartur tek të pranishmet përvojën që kanë arritur në trajnime të tilla nëpër vende të ndryshme në rajon e më gjerë. Qëllimi i trajnimit është t’u ofrojë njerëzve që punojnë me fëmijë, njohuri dhe përgjigje të duhura rreth çështjes mbi mbrojtjen e të drejtave të fëmijëve, në pajtim me konventën e Kombeve të Bashkuara. Deri tash ecuria e trajnimit është duke shkuar sipas plan-programit të planifikuar. *(H. Kastrati)*



**DUA E HATMES NË FSHATIN KUK TË DRAGASHIT.**

Më 27 shkurt 2011,në xhaminë e fshatit Kuk (Dragash), 6 vijues të mësimbesimit tek imami i xhamisë, Reshat ef. Ajdini, përfunduan me sukses leximin e Kuranit, në një ceremoni të këndshme, në prani të prindërve dhe besimtarëve të fshatit Kuk. Ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit. Në fillim të pranishmëve iu drejtua imami Reshat ef. Ajdini, i cili, pasi prezantoi nxënësit që vijuan mësimbesimin, foli shkurtimisht për sukseset e arritura të nxënësve. Në këtë solemnitet të hatmes përshëndeti sekretari i këshillit Nail ef. Halimi, i cili, ndër të tjera, tha: "Të nderuar të pranishëm, jemi tubuar sot, në këtë dua hatmeje, kur fëmijët tuaj, pas një pune me përkushtim nga imami, kanë arritur të përfundojnë me sukses leximin e Kuranit. Rezultati i fëmijëve tuaj është inkurajues dhe duhet të vazhdohet edhe nga të tjerë. Është detyrë, së pari e prindërve, pastaj e rrethit dhe e tërë shoqërisë, që të edukojë të rinj. Këtë amanet e kemi nga i Madhi Zot xh.sh.". Në fund, nxënësve iu dhanë certifikatat nga ana e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, për hatmen, kurse duanë e hatmes e bëri kryeimami i Këshillit të BI, Xhafer ef. Fejziu. Nxënësit që bënë hatme Kuranin, janë: Erlinda (Nderim) Halimi, Fadil (Parim) Ahmeti, Fikrie (Jahir) Jenuzi, Hamdije (Nesim) Ahmeti, Suela (Ylber) Shabani dhe Kaltrina (Mujdin) Jonuzi. *(Xh. Fejziu)*

***Mehrum***

**HAFIZ AVNI (SABEDIN) ALIU (1947-2011)**



Pas një sëmundjeje të shkurtër, më datën 05.03.2011 ndërroi jetë Hafiz Avni Aliu dhe u varros me nderime të mëdha nga personalitetet më të larta të Këshillit të BI-së të Gjilanit,dhe nga udhëheqësit më të lartë të komunës e prijës të partive politike, si dhe nga zyrtarë të BI-së të Bujanovcit dhe hoxhallarë e bashkëvendës nga vendlindja e tij-Tërrnoci. Hafiz Avni Aliu u lind më 10 prill të vitit 1947 në fshatin Tërrnoc të Komunës së Bujanovcit. Në vendlindje kreu shkollën fillore dhe, krahas kësaj, mësoi dhe përfundoi Hifzin e Kuranit përmendsh tek alimi i fshatit hafiz Riza Hamiti. Pasi përfundoi medresenë "Alaudin" të Prishtinës,vazhdoi studimet në Shkollën e Lartë Pedagogjike të Gjakovës nga viti 1973 deri më 2 korrik 1976 në grupin e Gjuhës dhe Letërsisë-Shqipe, për të diplomuar më 1978 . Hafiz Avni Aliu filloi punën si sekretar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit më 1 gusht 1969. Përveç punës si sekretar, ai u emërua edhe imam në Xhaminë e fshatit Livoçi i Epër. Pas dy vjetësh kaloi në xhamin "Atik" të Gjilanit, ku shërbeu deri në fund të jetës së tij. Hafiz Avni Aliu përfaqësoi Këshillin e BI-së të Gjilanit në organet më të larta të BIK-së në dy mandate. Ishte kryetar i Këshillit të BIK-së të Gjilanit në tri mandate. Hafiz Avni Aliu është autor i një sërë publikimesh me përmbajtje moralizuese- fetare në shumë revista të vendit dhe jashtë tij, si në: "Edukata Islame", "Dituria Islame", "Takvim" (Prishtinë) , pastaj në "Hëna e re" (Shkup), "Drita Islame" (Tiranë), "Triumfi Islam" (Shkodër) ,"Glasnik" (Sarajevë) .Është autor i disa veprave, si "Jasini"në gjuhën shqipe (1994,1997,2001) ,"Udhëzime islame për përgatitjen e të vdekurit" (1995),"Lutja e natës së Kadrit" (1999),"Ta njohim Islamin","Ilmihal"-njohuri teorike dhe praktike (1994). Gjithashtu ka përkthyer edhe shumë libra të tjerë fetarë, si:"Ruhu nga të Këqijat" (1990),"Imani besimi në Allahun xh.sh" (1994) ,"Maksima Islame" (1992) ,"Ripërtrirja e mendimit islam"etj.. Në veprat "Të Rinjët dhe narkomania"dhe (si bashkautor)i monografisë "Muderriz Haki Efendiut-"Një jetë për fe e atdhe",dhe autor i përmbledhjeve të tjera e i shkrimeve të ndryshme fetare. I ndjeri hafiz Avni Aliu është autor i disa përmbledhjeve me vjersha, të cilat i ka lënë dorëshkrim. të pabotuara.Tërë jetën e tij hafiz Avni Aliu ia kushtoi çështjes fetare duke kontribuar në përhapjen e saj. Krahas punës së imamit, ai arsimoi dhe edukoi breza të rinj në frymën e fesë islame dhe njëherazi u mor me shkrime e përkthime dhe përpiloi e redaktoi shumë libra e materiale fetare.Hafiz Avni Aliu ishte një njeri bujar, fisnik, i sjellshëm, i ndershëm, i matur dhe shumë i afërt me xhematin dhe me shoqërinë në përgjithësi, gjë që bën të mbetet gjatë në kujtesën e shumë bashkëqytetarëve. Hafiz Avniu, me përsonalitetin e tij, para së gjithash, do t'u mungojë miqve dhe kolegëve, po gjithsesi edhe botës së letrave shqipe. Hafiz Aviu la tre fëmijë: dy djem dhe një vajzë, të gjithë të martuar. *(I. Mustafa)*

# REPORTAZH NGA VIZITA E MYFTIUT NË TURQI



## MYFTIU TËRNAVA PJESËMARRËS NË SHËNIMIN E TREVJETORIT TË PAVARËSISË SË KOSOVËS NË BURSË

Në trevjetorin pavarsisë së Kosovës, më 20 shkurt 2011, në qytetin Bursa të Turqisë, organizuar nga shoqata "Kosova – Yskyp", u mbajt një manifestim kushtuar 17 shkurtit, Ditës së Pavarsisë së Kosovës. Manifestimi u mbajt në pallatin e Kongreseve të Bursës, ku qe i pranishëm edhe Kryetari i Bursës Rexhep Altepe (shqiptar me origjinë nga Shkupi) dhe përfaqësuesi i Qeverisë Turke, Ministri i shtetit Faruk Çelik, i cili përshendeti të pranishmit në emër të Kryeministrit Rexhep Tayip Erdogan. Në këtë manifestim morën pjesë edhe disa personalitete të njohura nga Kosova, si Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava me bëshkëpunëtorë, kryetari i Odës Ekonomike të Kosovës, Safet Gërxhaliu, kyetari i Kamenicës, z. Shaip Surdulli etj.. Duke iu drejtuar të pranishmëve në manifestimin e Bursës, Myftiu Tërnava, në fillim përshendeti dhe uroi të pranishmit duke ua përcjellë përshëndetjet dhe familjeve të tyre. Në fjalën e tij Myftiu foli edhe për vëllazërinë e për bashkejetesën, i porositi që të mos harrojnë prejardhjen dhe origjinën e tyre. Ai, poashtu, falënderoi shtetin turk për ndihmën që i ka dhënë dhe mbështetjen që po i jep Kosovës. Në këtë manifestim u lexuan edhe telegramet e Presidentit të Turqisë, z Abdullah Gyl, dhe Kryetarit të Parlamantit Turk. Këtu morën pjesë shumë deputetë si dhe kryetari i Komisionit të miqësisë kosovare - turke në Parlamentin Turk.

## VIZITË NË MEDRESENË "ANADOLU IMAM HATIP LISESI"

Më 21 shkurt, Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë vizituan medresenë e mesme "Anadolu Imam Hatip Lisesi" në Bursa , ku ndjekin mësimet edhe shumë nxënës nga Kosova dhe trojet e tjera shqiptare. Kjo shkollë është e binjakëzuar me medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës dhe në kuadër të këtij bashëkpunimi edhe janë shkëmbyer vizita të ndryshme reciproke. Myftiu Tërnava, me këtë rast vizitoi disa klasa dhe mbajti nga një ligjëratë të shkurtër për Kosovën . Ai i ftoi nxënësit dhe profesorët e kësaj shkolle për të vizituar Kosovën.

## MYFTIU NË TAKIM ME STUDENTËT SHQIPTARË TË UNIVERSITETIT TË ULUDAG-IT

Më pastaj, Myftiu Tërnava vizitoi edhe Fakultetin e Studimeve Islame të Universitetit të Uludag-it në Bursë, ku studiojnë shumë studentë nga Kosova. Në pritje të Myftiut qenë prodekani Prof.Dr. Mehmet Yalar dhe prodekani Prof.Dr.Asim Yediyildiz, të cilët falënderuan Myftiun për vizitën dhe e njohën atë me historikun e "Ilahiyat Fakultesi", të themeluar më 1975. Ndërsa Myftiu i falënderoi për mikpritjen dhe për ndihmën që u kanë ofruan studentëve shqiptarë. Myftiu i ftoi ata që të bashkëpunojnë në nivele akademike me FSI-në.
Më pastaj, në amfiteatrin e Fakultetit të Ilahiyati Mehmet Akif Ersoy, Myftiu takoi studentët shqiptarë që studiojnë në këtë fakultet, për të cilët mbajti një ligjëratë. Myftiu në fjalën e tij i motivoi ata për punë dhe i stimuloi që të studiojnë me zell. Studentët falënderuan Myftiun dhe i dhanë një dhuratë në emër të të gjithë studentëve shqiptarë.





## TAKIM ME KRYEMYFTIUN E BURSËS

Gjatë qëndrimit në Bursë, Myftiu Tërnava u takua me Kryemyftiun e Bursës, Mahmut Gunduz. Në këtë takim u bisedua për bashkëpunimin dhe mundësitë e bashkëpunimit reciprok, duke filluar nga shkëmbimi i kuadrove, eksperiencave dhe ndihma për studentët tanë, si dhe për financimin e restaurimit të xhamive të vjetra në Kosovë.

## MYFTIU VIZITOI NË SPITAL FESTIM TËRMKOLLIN

Më 22 shkurt, Myftiu i Kosovës me bahkëpunëtorë vizitoi Festim Tërmkollin, ish-nxënës i medresesë "Alauddin" të Prishtinës, në spitalin "Capa Hastanesi" të Stambollit, që po kurohet nga sëmundja e leucemisë. Festimi u gëzua pa masë kur pa Myftiun e Kosovës dhe profesorët e tij të medresesë. Prindi i tij, në emër të tij dhe të familjes, falënderoi Bashkësinë Islame për ndihmën dhe për donacionin që kishte siguruar për shërimin e djalit të tyre në Stamboll.

## TAKIM ME KRYETARIN E BURSËS ALTEPE DHE ME MINSITRIN ÇELIK

Po ashtu në Bursë Myftiu i Kosovës u prit edhe nga Kryetari i Bursës Rexhep Altepe dhe Ministri i shtetit, Faruk Çelik.
Ministri Çelik nuk kishte shkuar në Ankara vetëm për shkak të takimit të tij me Myftiun e Kosovës.
Ministri Çelik falënderoi Myftiun që kishte gjetur kohë për të vizituar Turqinë dhe shqiptarët që jetojnë aty. Ata biseduan për marrëdhëniet në mes dy vendeve, duke vënë në pah nevojat e Kosovës, dhe për mbeshtetjen e metutjeshme në forumet ndërkombëtare, dhe sidomos në procesin e njohjeve. Ministri e siguroi Myftiun se mbështetja e popullit dhe Qeverisë Turke nuk do të mungojë në asnjë rast, për avancimin e procesit të njohjeve duke përdorur ndikimin tek shtetet që nuk e kanë njohur Kosovën ende.

## MYFTIU TAKOI OSMAN NURI TOPBASHIN

Po të martën, Myftiu vizitoi fondacionin "Aziz Hudayi Vakfi" , gjegjësisht dijetarin Osman Nuri Topbash, në selinë e tij në pjesën aziatike të Stambollit në Yskydar. Myftiu, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe në emër të myslimanëve të Kosovës, falënderoi Osman Nuri Topbashin për ndihmën dhe investimet që ka bërë në trojet shqiptare, duke financuar medrese e shkolla të Hifzit në Kosovë e Shqipëri si dhe për ndërtimin e xhamisë së Vitisë me objektet shoqëruese për Vakëfe. Osman Nuri Topbash u shpreh për ndihmën që po u ofron Bashkësisë Islame dhe shoqatës "Isnabul" dhe për angazhimet e tij në shërbim të fesë dhe myslimanëve në Ballkan. *(R. Shkodra)*





**PROGRESI I INDUSTRISË FINANCIARE HALLALLE NË MALAJZI**

Korniza e re e zbatimit të ligjeve islamike, e cila është ofruar nga Banka Negara e Malajzisë (BNM) gjatë muajit tetor, ka luajtur një rol shumë pozitiv në arritjen e progresit të industrisë financiare islamike në këtë vend. Muhamed Akrem Laludin, drejtor ekzekutiv i Akademisë Ndërkombëtare për Hulumtime Financiare Islamike (ISRA), duke njoftuar këtë, ka thënë se qëllimi i tyre për krijimin e kësaj kornize të re është ngritja dhe forcimi i elementeve të Sheriatit islam gjatë zbatimit të ligjeve islamike për financa.

Kjo kornizë ka përshpejtuar procesin e arritjes së progresit në industrinë e financave islamike dhe krijon besimin se të gjithë i respektojnë dispozitat e Sheriatit islamik në këtë sferë. Kjo kornizë e re, e cila ka hyrë në fuqi në muajin tetor nga Banka Qendrore e Malejzisë, është duke u zbatuar në vend të rregullores së mëhershme të miratuar në vitin 2004 nga Komisioni i Administratës së Sheriatit Islamik për zbatimin e rregullave financiare islamike. Institucionet financiare islamike kanë afat deri në qershor që të bëjnë përputhëshmërinë administrative të tyre me këtë kornizë financiare.

**NË KATAR DEL NGA SHTYPI LIBRI "ISLAMI DHE TË DREJTAT E NJERIUT"**

Në këtë libër, në të cilin çështjet janë argumentuar edhe me anë të disa ajeteve dhe haditheve të Pejgamberit a.s. është bërë përpjekje që të përmirësohen dhe të korrigjohen mendimet dhe imazhet e pavërteta rreth Islamit, duke krijuar edhe një rast të mirë për shkëmbime kulturore. Muhamed Ali Al-Kumdi, drejtor i Qendrës Islamike Kulturore të Katarit, në një konferencë shtypi, në lidhje me këtë ka thënë: "Përgatitja e këtij libri ka zgjatur katër muaj dhe qëllimi kryesor i autorit është paraqitja e domethënieve të dalluara të kulturës islame dhe prezantimi i pikëpamjeve të Islamit në fushën e të drejtave të njeriut. Kjo vepër është rezultat i përpjekjeve dhe punës së bërë në këtë qendër, për të gjetur një alternativë të re të prezantimit të kulturës islame në mbarë botën. Ai ka shtuar: "Në këtë libër janë sjellë disa ajete kuranore dhe disa hadithe të Pejgamberit a.s., së bashku me kartën e Organizatës të Kombëve të Bashkuara të vitit 1945 dhe Deklaratën Ndërkombëtare të të Drejtave të Njeriut të vitit 1948". Dr. Jusuf Abidan, zavedëskryetar i Komitetit Kombëtar për të Drejtat e Njeriut të Katarit, gjithashtu në lidhje me këtë vepër, është shprehur: "Në këtë libër është prezantuar një imazh tejet i veçantë i pikëpamjeve të Islamit dhe ligjeve perëndimore në fushën e të drejtave të njeriut.Libri "Islami dhe të Drejtat e Njeriut" mund të merret edhe nëpërmjet internetit si dhe do të shpërndahet edhe nëpër ambasadat e Katarit në vende të ndryshme të botës.

**NË AKADEMINË E SHKENCAVE ISLAMIKE TË AUSTRALISË, MËSOHET LEXIMI I KURANIT**

Ky cikël mësimesh është pjesë e programeve për mësimin e Kuranit fisnik të kësaj akademie, që do të zhvillohet me qëllim të mësimit të texhvidit dhe metodave të leximit të Kuranit fisnik, për të interesuarit. Gjatë këtij cikli mësimor leximi i Kuranit fisnik u mësohet të interesuarve duke zbatuar një metodë të re, e cila ka treguar rezultate të mira në mësimin e leximit të Kuranit fisnik, së bashku me texhvidin, ndërsa ata që do ta kryejnë këtë cikël mësimor, do të marrin edhe një diplomë të leximit të Kuranit fisnik duke respektuar rregullat e texhvidit.

**MESAZHE TELEFONIKE TË HADITHEVE PËR PËRDORUESIT E TELEFONAVE MOBILË NË ARABINË SAUDITE**

Falih bin Muhamed bin Falih Al-Sagir, përgjegjës i përgjithëshëm i rrjetit komunikues "Suneti dhe dituritë profetike", në lidhje me këtë, ka thënë: "Ky rrjet këta SMS-a i dërgon për përoruesit me qëllim të përhapjes të Synetit të profetit islam, si përpjekje për afrim në mes anës teorike dhe praktike të Synetit të Muhamedit a.s., për shoqërinë islame, korrigjimin e disa koncepteve, zakoneve të padrejta dhe njohjen e myslimanëve me disa nga synetet e harruara të Pejgamberit a.s., për përdoruesit e telefonisë mobile". Ai ka shtuar: "Gjatë këtij projekti zgjidhen hadithe nga burime të dokumentuara të kuptuara lehtë për publikun në përgjithësi, dhe dërgohen për pordoruesit e telefonisë mobile". Ai

në lidhje me mënyrën se si mund të shfrytëzohen këto shërbime ka thënë se të interesurarit kanë mundësi që, duke vizituar faqen kërkuese – uebfaqen e "Sunetit profetik", të bëjnë regjistrimin duke shënuar numrin e telefonit, që të mund të pranojnë SMS të këtilla. Ai në vazhdim ka sqaruar: "Deri më tash janë regjistruar 25 mijë persona nga 72 vende- shtete të ndryshme të botës dhe tash i shfrytëzojnë këto shërbime tona, kurse edhe 17 mijë persona të tjerë janë duke pritur për të shfrytëzuar këto shërbime.

**NË KROACI NDËRTOHET NJË XHAMI DHE NJË QENDËR ISLAMIKE**

Isad Jukan, imami kryesor i kësaj xhamie dhe njëri prej përgjegjësve të këtij projekti, nuk e ka konsideruar si të vështirë mbledhjen e parave për ndërtimin e këtij projekti dhe ka deklaruar se ky fond do të jetë kryesisht prej ndihmave të qytetarëve myslimanë. Sipas këtij raporti, për marrjen e lejes për ndërtimin e këtij projekti, tash ka vetëm një pengesë - ankesa e një fqinji që jeton afër vendit ku është vendosur të ndërtohet ky projekt. Në realitet, kjo qendër do të ndërtohet duke meremetuar xhaminë e tashme dhe duke ngritur një kompleks përskaj asaj. Kjo qendër islamike, e cila do të ndërtohet në qendër të qytetit Pula të Kroacisë, do të jetë vetëm 500 metra larg kompleksit të monumenteve historike të njohura në këtë qytet, domethënë do të jetë në afërsi të Amfiteatrit të vjetër romak. Minarja e kësaj xhamie do të jetë e lartë 17.5 metra, e cila do të ngrihet në oborrin e kësaj qendre. Sipas fjalëve të imamit të kësaj xhamie, kjo qendër islamike do të sigurojë nevojat e më shumë se 5000 muslimanëve, të cilët jetojnë në qytetin e Pulës dhe në gjithë provincën Istria. Realizimi i projektit për ndërtimin e një xhamie dhe një qendre islamike në qytetin Pula të Kroacisë do të nisë në vitin 2012, me një investim prej 2 milion eurosh.





**KEMBRIXHI BOTON VEPRËN ENCIKLOPEDIA E RE ISLAME**

Kjo enciklopedi është botuar në gjashtë vëllime dhe secili ka nga 800 faqe. Në vëllimin e parë deri në të tretin trajtohen çështje në lidhje me zgjerimin e fesë islame dhe me mënyrën e stabilizimit të saj në Lindjen e Mesme pas shpartallimit të Perandorisë së Bizantit. Vëllimi i katërt i kushtohet pasurimit dhe dinamizimit të shoqërisë dhe kulturës islame që nga zanafilla dhe formimi i saj deri në shekullin e tetëmbëdhjetë; në këtë vëllim janë mbledhur artikuj në lidhje me irfanin, jurisprudencën islame, letërsinë persiane, urdu dhe arabe, arsimin, muzikën dhe kuzhinën në Botën Islame. Në vëllimin e pestë të kësaj enciklopedie shtjellohet çështja e kolonializmit perëndimor në vendet islame që nga shekulli i tetëmbëdhjetë deri më sot, ndërsa në vëllimin e gjashtë janë përmbledhur materiale të ndryshme në lidhje me emigrimin, komunikimin dhe marrëdhëniet, myslimanët në Europë, mediet e shkruara, shtëpitë botuese dhe artin modern në Lindjen e Mesme. Botimi i mëhershëm i kësaj enciklopedie me titullin "Historia Islame e Kembrixhit" (1970), ishte në dy vëllime. Në vëllimin e parë të saj ishin përfshirë të dhëna mbi territoret qendrore islamike (që nga shfaqja e Islamit e deri në epokën bashkëkohore) në Lindjen e Mesme, ndërsa në vëllimin e dytë ishin përmbledhur të dhëna mbi territoret islame në Perëndim, në Afrikë dhe në rajonet e tjera të Azisë të cilat ishin përgatitur nga ekspertë të fushave përkatëse, shkruar me një gjuhë të thjeshtë dhe të kuptueshme për të gjithë lexuesit në përgjithësi.

**NË STRAZBURG PROMOVOHET QENDRA E RE ISLAMIKE**

Një qendër islamike e re është promovuar në rajonin Koenigshoffen të Strazburgut të Francës, në praninë e Olivier Bitz, këshilltar për çështje fetare i kryetarit të Strazburgut. Olivier Bitz, gjatë një fjalimi në ceremoninë e promovimit të kësaj qendre, duke iu drejtuar myslimanëve të pranishëm, ka thënë: "Duke filluar puna përsëri në xhaminë kryesore dhe ndarjen e një vendi të veçantë për varrezat e myslimanëve, kemi arritur që të plotësojmë deri diku nevojat e myslimanëve". "Në kuadër të këtyre programeve, gjithashtu janë ndarë vende dhe ambiente të veçanta për këtë qendër të re islamike në Xhaminë kryesore të këtij rajoni". Aziz Alvani, kryetar i kësaj qendre islamike, gjithashtu duke falënderuar për kontributin e komunës të Strazburgut për ndërtimin e kësaj qendre, një projekt ky i cili gjatë qeverisjes së mëhershme kishte mbetur pezull, ka konsideruar se ky është një kontribut historik që është bërë në favor të myslimanëve të Strazburgut. *(Mr. R. Suma)*

| Autor: Agim Gashi | LLOJ SËPATE | EMËR MASHKULLI ARAB | I LARMË | ISH-SEKR. GJENERAL I OKB-së, KOFI | CILËSI | KALI I SHALËS | TITANI | ENERGJIA | KAMERA-MANI, PAGARUSHA | | SHTET NË DETIN E KUQ | LËVRIMET | LEZETE | I KUJDESHËM |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PËRSHË-NDETJET MBI MUHAMEDIN a.s. | | | | | | | | | | NDËRTESË (vjet.) / JO NATA | | | | |
| POROSIA | | | | | | | | ANËTARËSIM / AGJENCIA E PRIV. SHQIPTARE | | | | | | |
| NJËSIA PËR MATJEN E ARIT | | | | | | | SHKEL E SHKO / ESTONIA | | | | | | | |
| PERSIA | | | | | | MBIEMRAT CILËSORË / SHKRONJA XXXV | | | | | | | | |
| ARSIMI (DIM.) | | | | | EZMERI | | | | | | | | URANI / SMALTIMI | |
| AMPERI | | PIKËNISJA / KUZHINA E XHAMISË | | PJESËT E NJË SUREJE | | | | | | VARIANT I EMRIT YMER | | | | |
| | KRYEPROK. RAMA / FILËT NË SHAH | | | | | | | | | | EDI MARFI / MJETET, VEGLAT | | | VAZOJA QË MERR FITUESI NË GARA |
| NJËSIA E REZ. ELEKTRIKE | | | XHAULI / FORCA | | | | | | | SULM | | | | |
| IGBALL (SH.PASHQ.) | | | | | | | | | | 50 ROMAK | | KOMUNË ZVICERANE / TEMJAN | | |
| PASURI E PATUN-DSHME | | | | | | | | | | KLUB | | | | |
| XHEZVE E VOGËL KAFEJE | | | | | | | | | | ÇËSHTJA | | | | |
| SHTET (FR.) | | | | | | | | | | EMINE | | | | APOKALIPS |
| CEREMONI | | | | . . . ÇANGA | AI QË I PRIN XHEMATIT | EMËR MASHKULLI ARAB | JETULLAH HALITI | REXHEP ISMAJLI | EMNAKJA E AMARIT | TONI | | LITRI | KALIUMI / KËNGËTARI SHAQIRI | |
| A? | | ORARI I TRENAVE / EMËR M. ILIR | | | | | | | | | 52 ROMAK / PËRFUNDIM TEORIK | | | |
| TANTALI | | | TRANS-METIMET / KRAHU | | | | | | | | | NOTË MUZIKORE / MI I MADH (ANG.) | | |
| | "SHTËPIA" E ZOGJVE / BAHAMET | | | | | | | TË LUMTË! / BEDRI DEDJA | | | | | | |
| VEND-BANIMI | | | | | | | BREZ TOKE / AUSTRIA | | | | | | | |
| ANËÇAK | | | | | MJET I POLICISË RRUGORE (SH.SHQ.) | | | | | | | | TEMPI | |






# MASTER NË BANKIM DHE FINANCA ISLAME

## KA FILLUAR IMPLEMENTIMI I PROGRAMIT MASTER NË BANKIM DHE FINANCA ISLAME

Ky është një program ‘studim në distancë’, i cili do të ofrohet nga Universiteti Insaniah i Malajzisë. Marrëveshja është bërë ndërmjet Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe Universitetit në fjalë. Studentëve u mundësohet që të bëjnë regjistrimin përmes Kryesisë së Bashkësisë Islame, dhe për çdo gjë që ka të bëjë me studimet, mund të informoheni dhe punët mund t’i kryeni në Kryesinë e BIK-së.

Edhe mbajtja e provimeve finale do të bëhet në lokalet dhe nën mbikëqyrjen e Kryesisë së BIK-së, pa pasur nevojë për udhëtim në ndonjë vend tjetër ose në Malajzi.

## PROGRAMI AKADEMIK

Lëndet – provimet:

8 provime secili nga 3 orë kredi (sipas sistemit të llogaritjes së kredive në Malajzi, kurse sipas llogarive të sistemit të Bolonjës një lëndë ka 6 deri në 9 kredi).

Disertacioni:

18 orë krediti (sipas sistemit të Bolonjës llogariten 60 kredi)

## LËNDËT E KËRKUARA PËR KËTË PROGRAM:

Islamic Financial System
Maqasid Shariah
Fiqh for Islamic Banking & Finance
Principles and Practices of Islamic Banking
Principles & Practice of Islamic Insurance
Management of Zakat, Waqaf and Sadaqah Funds
Islamic Capital and Financial Market
Research methodology
Dissertation

Për më shumë informata rreth programit dhe universitetit, klikoni këtu:
http://www.kuin.edu.my
Ose kontaktoni me tel apo email:
Telefon: +381 38 224 024 / Email: islamhasani@bislame.net